۞ وَلَا تُجَٰدِلُوٓاْ أَهۡلَ ٱلۡكِتَٰبِ إِلَّا بِٱلَّتِي هِيَ أَحۡسَنُ إِلَّا
ٱلَّذِينَ ظَلَمُواْ مِنۡهُمۡۖ وَقُولُوٓاْ ءَامَنَّا بِٱلَّذِيٓ أُنزِلَ إِلَيۡنَا وَأُنزِلَ
إِلَيۡكُمۡ وَإِلَٰهُنَا وَإِلَٰهُكُمۡ وَٰحِدٞ وَنَحۡنُ لَهُۥ مُسۡلِمُونَ ٤٦
وَكَذَٰلِكَ أَنزَلۡنَآ إِلَيۡكَ ٱلۡكِتَٰبَۚ فَٱلَّذِينَ ءَاتَيۡنَٰهُمُ
ٱلۡكِتَٰبَ يُؤۡمِنُونَ بِهِۦۖ وَمِنۡ هَٰٓؤُلَآءِ مَن يُؤۡمِنُ بِهِۦۚ وَمَا
يَجۡحَدُ بِـَٔايَٰتِنَآ إِلَّا ٱلۡكَٰفِرُونَ ٤٧ وَمَا كُنتَ تَتۡلُواْ مِن
قَبۡلِهِۦ مِن كِتَٰبٖ وَلَا تَخُطُّهُۥ بِيَمِينِكَۖ إِذٗا لَّٱرۡتَابَ
ٱلۡمُبۡطِلُونَ ٤٨ بَلۡ هُوَ ءَايَٰتُۢ بَيِّنَٰتٞ فِي صُدُورِ ٱلَّذِينَ
أُوتُواْ ٱلۡعِلۡمَۚ وَمَا يَجۡحَدُ بِـَٔايَٰتِنَآ إِلَّا ٱلظَّٰلِمُونَ ٤٩ وَقَالُواْ
لَوۡلَآ أُنزِلَ عَلَيۡهِ ءَايَٰتٞ مِّن رَّبِّهِۦۚ قُلۡ إِنَّمَا ٱلۡأٓيَٰتُ عِندَ ٱللَّهِ
وَإِنَّمَآ أَنَا۠ نَذِيرٞ مُّبِينٌ ٥٠ أَوَلَمۡ يَكۡفِهِمۡ أَنَّآ أَنزَلۡنَا عَلَيۡكَ
ٱلۡكِتَٰبَ يُتۡلَىٰ عَلَيۡهِمۡۚ إِنَّ فِي ذَٰلِكَ لَرَحۡمَةٗ وَذِكۡرَىٰ
لِقَوۡمٖ يُؤۡمِنُونَ ٥١ قُلۡ كَفَىٰ بِٱللَّهِ بَيۡنِي وَبَيۡنَكُمۡ
شَهِيدٗاۖ يَعۡلَمُ مَا فِي ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِۗ وَٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ
بِٱلۡبَٰطِلِ وَكَفَرُواْ بِٱللَّهِ أُوْلَٰٓئِكَ هُمُ ٱلۡخَٰسِرُونَ ٥٢



*Pasi Allahu u solli idhujtarëve shembuj kërcënues për mohimin që ata i bënin Zotit të Vetëm, duke iu lutur zotave të rremë, Ai u tregoi atyre edhe vlerën dhe mirësinë e ndjekësve të Librave të mëparshëm, të cilët i kishin transmetuar deri në atë kohë mësimet e Zotit të Vërtetë dhe e kishin ruajtur akoma besimin në një Zot të Vetëm, duke mos përlyer besimin e tyre me idhujtari e shtrembërime. Ndaj dhe thotë: (46) Ndërsa ndjekësve të Librit të mëparshëm (o besimtarë)- mos u flisni ndryshe, përveçse me mirësi dhe mënyrën më të bukur, përjashtuar ata që janë keqbërës *(idhujtarë e mizorë)* nga mesi i tyre*(të cilët adhurojnë dikë tjetër përveç Zotit të Vërtetë, duke i mveshur Atij atë që Ai nuk e ka thënë e nuk e ka urdhëruar)*. Dhe thuajuni: "Ne, sikurse edhe ju që u besuat Librave tuaj, edhe ne i besuam asaj që na është shpallur neve *(kur na u dërgua Muhamedi), por* ne i besojmë edhe asaj që ju është shpallur juve më parë *(nëse ato nuk kanë ndryshuar nga dora e keqbërësve në mesin tuaj)*. Zoti ynë, të Cilit ne i besojmë *(e thërrasim për tek Ai)* dhe Zoti juaj në të Cilin ju besoni *(se e pati dërguar Nuhun, Ibrahimin, Musain, Davudin dhe Isain)* është i njëjti Zot. Ai nuk ka asnjë të barabartë, qoftë në Shenjtërinë e Tij e qoftë në Pushtetin e Tij zotërues, pasi Ai është i Ploti *(e nëse thuhet se Atë e plotëson diçka tjetër, është mohim i së Vërtetës së Tij)*. Ndaj ne vetëm Atij i nënshtrohemi e i përulemi". (47) Ashtu siç Ne u zbritëm atyre Librin që ata kanë, ashtu Ne ta zbritëm edhe ty (o i Dërguar)- Librin tënd *(Kuranin)*. Ata, të cilëve Ne u zbritëm Librin e tyre *(Teurati e Inxhil)* dhe që i besojnë sinqerisht atij *(Libri që kanë)*, në të kanë argumente të mjaftueshme që të besojnë edhe në Librin tënd. Madje, ka prej tyre që i besojnë edhe atij, për shkak të fakteve që gjejnë në Librat e tyre *(ashtu siç besoi edhe Abdullah ibn Selami)*. Argumentet Tona *(që gjenden në Teurat, Inxhil dhe Kuran)* rreth Njëshmërisë së Zotit dhe vërtetësisë së Muhamedit, nuk i mohon askush tjetër, përveç atyre që janë mohues të Zotit të Vërtetë, i Cili i dërgoi këto shpallje.
(48) Është e mjaftueshme për ta si argument (o i Dërguar) fakti që ti përpara këtij *(Kurani)* kurrë nuk pate lexuar e nuk pate shkruar me dorën tënde ndonjë libër. Vetëm atëherë do të mund të dyshonin ata që janë në të kotën dhe e ndjekin atë. (49) Përkundrazi, ai është një Kuran me ajete *(vargje të shenjta)* dhe argumente të qarta *(të Allahut)*, të cilat memorizohen dhe ruhen në zemrat e atyre që u është dhënë dija rreth vërtetësisë së tij. Mirëpo argumentet Tona nuk i mohon kush tjetër përveç atyre që janë keqbërës, të cilët e braktisën të Vërtetën e Zotit *(Njëshmërinë e Tij)* dhe i lanë mësimet e zbritura prej Tij. (50) Dhe ata thanë: "Nëse Muhamedi është i Dërguar, atëherë përse nuk i janë zbritur mrekulli nga Zoti i tij, ashtu siç u qenë zbritur të dërguarve përpara tij?" Thuaju: "Mrekullitë janë vetëm në Dorë të Allahut: Ai po të dojë i zbret e po të dojë nuk i zbret, e unë nuk jam më shumë se një i dërguar që t'ju paralajmërojë për ndëshkimin e Allahut *(si në këtë botë ashtu edhe në botën tjetër)* në mënyrën më të qartë!". (51) Vallë, a nuk u mjaftoi atyre *(si argument fakti)* se Ne (o i Dërguar) ta shpallëm ty Librin, që atyre u recitohet *(në atë mënyrë që as Librat e tyre me të njëjtat mësime nuk e kanë këtë renditje, këtë elokuencë dhe këtë recitim të mahnitshëm)*?! Vërtet që kjo mënyrë leximi e renditje e vargjeve të Allahut, njëri pas tjetrit e argument pas argumenti, është mëshirë dhe përkujtim më ndikues për njerëzit që besojnë në të, duke u mundësuar atyre ta memorizojnë e ta ruajnë më lehtë në zemra e të përfitojnë edhe më tepër prej këshillave të zbritura në të. Kjo është shumë më e mirë se cilado mrekulli që ka ndodhur vetëm një herë, të cilën njerëzit e kanë harruar ose nuk vazhdojnë ta besojnë më. (52) Ti vetëm thuaju (o i Dërguar): "Më mjafton Allahu të jetë dëshmitar mes meje dhe mes jush *(nëse ju nuk e besoni)*. Ai do ta tregojë me kohën të vërtetën time, në lidhje me ardhjen time tek ju. Ai di gjithçka që ekzistojnë në qiej e në Tokë dhe Atij nuk mund t'i fshihet asgjë që ndodhet në to. Sa u përket atyre që besojnë në trillime të kota *(rastësi e të ngjashme)* dhe e kanë mohuar Allahun, duke ndjekur trillime e hamendësime të tilla, ata kanë humbur gjithçka, jetën dhe vetet e tyre, si në këtë botë, ashtu edhe në botën tjetër.

## Mësime nga ajetet:

• Diskutimi me pasuesit e Librave të mëparshëm duhet bërë në sjelljen dhe mënyrën më të mirë, duke përdorur fjalë të mira e argumente bindëse, që tregojnë vazhdimësinë e asaj që gjendet në mësimet e Librave të tyre. Këtu bën përjashtim rasti kur ata u shpallin luftë muslimanëve, tregohen arrogantë dhe mizorë, ndaj të cilëve pastaj lejohet dhe lufta, marrja e xhizjes prej tyre *(si garanci)*, si dhe heqja e çdo kompetence që ata kanë për të ndikuar në zgjedhjen e lirë të njerëzve. • Besimi tek të gjithë të dërguarit dhe Librat e ardhur prej Allahut, pa përjashtuar asnjërin prej tyre, është kusht për të qenë besimtar i vërtetë. • Kurani Fisnik është mrekullia e përjetshme dhe argumenti i vazhdueshëm për të gjitha kohërat, që tregon qartë vërtetësinë e të dërguarit Muhamed - Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!

وَيَسۡتَعۡجِلُونَكَ بِٱلۡعَذَابِ وَلَوۡلَآ أَجَلٞ مُّسَمّٗى لَّجَآءَهُمُ ٱلۡعَذَابُۚ
وَلَيَأۡتِيَنَّهُم بَغۡتَةٗ وَهُمۡ لَا يَشۡعُرُونَ ٥٣ يَسۡتَعۡجِلُونَكَ بِٱلۡعَذَابِ
وَإِنَّ جَهَنَّمَ لَمُحِيطَةُۢ بِٱلۡكَٰفِرِينَ ٥٤ يَوۡمَ يَغۡشَىٰهُمُ ٱلۡعَذَابُ
مِن فَوۡقِهِمۡ وَمِن تَحۡتِ أَرۡجُلِهِمۡ وَيَقُولُ ذُوقُواْ مَا كُنتُمۡ تَعۡمَلُونَ
٥٥ يَٰعِبَادِيَ ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓاْ إِنَّ أَرۡضِي وَٰسِعَةٞ فَإِيَّٰيَ فَٱعۡبُدُونِ
٥٦ كُلُّ نَفۡسٖ ذَآئِقَةُ ٱلۡمَوۡتِۖ ثُمَّ إِلَيۡنَا تُرۡجَعُونَ ٥٧ وَٱلَّذِينَ
ءَامَنُواْ وَعَمِلُواْ ٱلصَّٰلِحَٰتِ لَنُبَوِّئَنَّهُم مِّنَ ٱلۡجَنَّةِ غُرَفٗا تَجۡرِي
مِن تَحۡتِهَا ٱلۡأَنۡهَٰرُ خَٰلِدِينَ فِيهَاۚ نِعۡمَ أَجۡرُ ٱلۡعَٰمِلِينَ ٥٨ ٱلَّذِينَ
صَبَرُواْ وَعَلَىٰ رَبِّهِمۡ يَتَوَكَّلُونَ ٥٩ وَكَأَيِّن مِّن دَآبَّةٖ لَّا تَحۡمِلُ
رِزۡقَهَا ٱللَّهُ يَرۡزُقُهَا وَإِيَّاكُمۡۚ وَهُوَ ٱلسَّمِيعُ ٱلۡعَلِيمُ ٦٠ وَلَئِن
سَأَلۡتَهُم مَّنۡ خَلَقَ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضَ وَسَخَّرَ ٱلشَّمۡسَ وَٱلۡقَمَرَ
لَيَقُولُنَّ ٱللَّهُۖ فَأَنَّىٰ يُؤۡفَكُونَ ٦١ ٱللَّهُ يَبۡسُطُ ٱلرِّزۡقَ لِمَن يَشَآءُ مِنۡ
عِبَادِهِۦ وَيَقۡدِرُ لَهُۥٓۚ إِنَّ ٱللَّهَ بِكُلِّ شَيۡءٍ عَلِيمٞ ٦٢ وَلَئِن سَأَلۡتَهُم
مَّن نَّزَّلَ مِنَ ٱلسَّمَآءِ مَآءٗ فَأَحۡيَا بِهِ ٱلۡأَرۡضَ مِنۢ بَعۡدِ مَوۡتِهَا
لَيَقُولُنَّ ٱللَّهُۚ قُلِ ٱلۡحَمۡدُ لِلَّهِۚ بَلۡ أَكۡثَرُهُمۡ لَا يَعۡقِلُونَ ٦٣



(53) Mohuesit, si shenjë kokëfortësie dhe mosfrikësimi prej kërcënimit tënd paralajmërues, në vend që të besojnë, kthehen e të kërkojnë ty që t'ua shpejtosh dënimin. Sikur të mos kishte qenë afati i dënimit të tyre tashmë i caktuar, afat i cili as nuk mund t'u përshpejtohet e as t'u vonohet, atyre do t'u kishte ardhur menjëherë dënimi që kërkuan. Gjithsesi, ai ka për t'iu ardhura tyre, madje papritmas dhe ata as nuk kanë për ta kuptuar. (54) Ata kërkojnë prej teje që t'ua përshpejtosh dënimin, ndërkohë që harrojnë se Xhehenemi është duke i pritur, Zjarri i të cilit ka për t'i rrethuar të gjithë ata që qenë mohues të Allahut dhe të Dërguarit të Tij, i cili u pati ardhur me mësimet e Zotit. (55) *(*Ditën kur ata ka për t'i përfshirë ai dënim që u ishte paralajmëruar, e t'i mbulojë përmbi koka dhe poshtë këmbëve të tyre për t'iu dhënë fund, aty do t'u thuhet: "Shijoni dënimin që ju premtohej, për të gjitha ato krime e padrejtësi që ju keni bërë, me mohimin e Zotit e mizoritë tuaja në tokë!" *Pasi idhujtarët e Mekës i shtuan persekutimet e mizoritë ndaj muslimanëve, Allahu prek çështjen e hixhretit duke i përgatitur ata shpirtërisht që të shpërngulen, duke iu drejtuar atyre drejtpërsëdrejti: (56) O robërit e Mi që më keni besuar! Largohuni prej një vendi, në të cilin ju nuk lejoheni të më adhuroni, pasi Toka Ime është e gjerë. Shpërnguluni për atje ku ju mund të më adhuroni vetëm Mua, duke mos më shoqëruar askënd në adhurimin tuaj! (57) Mos t'ju pengojë frika prej vdekjes për këtë, pasi çdo njeri *(herët apo vonë)* ka për ta shijuar vdekjen dhe pastaj të gjithë ju vetëm tek Ne do të ktheheni. (58) Sa për ata që besojnë Allahun dhe bëjnë vepra të mira që të afrojnë tek Ai, Ne do t'i vendosim në vende të larta, në Xhenet ku rrjedhin lumenj. Aty do të qëndrojnë përgjithmonë dhe nuk do të përjetojnë vdekje. Sa i mrekullueshëm është ai shpërblim për ata që punojnë në bindje të Allahut! (59) Janë ata të cilët duruan, duke u treguar të qëndrueshëm në bindjen ndaj Allahut e në largimin prej ndalesave të Tij, si dhe gjithmonë mbështeten tek Zoti për çdo çështje të jetës së tyre. (60) E sa e sa gjallesa në tokë, të cilat, edhe pse nuk e bartin dot me vete furnizimin e tyre kur ato shtegtojnë, është Allahu që i furnizon. Kështu Ai ju furnizon edhe juve, nëse i mbështeteni Atij me tërë qenien dhe besimin tuaj. prandaj bëni hixhret! Dijeni se Ai është Dëgjuesi e i Dijshmi, për gjithçka që ju i luteni Atij dhe keni nevojë, madje Ai i dëgjon edhe fjalët e idhujtarëve dhe i di shumë mirë qëllimet e tyre, kur shprehin dyshimet e tyre mbi Fuqinë e Allahut për t'ju furnizuar e për t'ju ndihmuar *(duke dëshiruar me këtë frikësimin e pengimin e besimtarëve të rinj në besim që të mos bëjnë hixhret)*. *Pas kësaj, Allahu i përforcoi besimtarët duke u përkujtuar Madhështinë e Vet *(se Ai është i Gjithëpushtetshmi, Furnizuesi, Pranuesi i lutjeve dhe Garantuesi i sigurisë së tyre),* me qëllim që ata të mos ndikoheshin nga dyshimet dhe mendimet e gabuara që idhujtarët i kishin krijuar e përhapur për Allahun, e të mos frikësoheshin të bënin hixhret për shkak të varfërisë dhe sigurisë. Ndaj Zoti u drejtohet duke u thënë: (61) Nëse i pyet ata, o i Dërguar: "Kush i ka krijuar qiejt, Tokën dhe jetën në të, ndërsa Diellin e Hënën e ka vënë në shërbim të jetës në tokë?" Sigurisht që do thonë: "Allahu!" Pastaj thuaju: "Përse atëherë, idhujtarët po shmangen për ta pranuar se Ai është i Gjithëpushtetshmi e Plotfuqishmi edhe për t'ju furnizuar?!" (62) Dijeni se furnizimin e ka në dorë vetëm Allahu, i Cili ia shton atë kujt të dojë prej robërve të Vet dhe ia pakëson atë kujt të dëshirojë, sipas një urtësie që e di vetëm Ai. Prandaj mos u frikësoni për çështjen e rrizkut *(furnizimit)* nëse ju i besoni dhe e adhuroni vetëm Atë! Dijeni se Allahu është i Gjithëdijshëm për çdo gjë dhe se Ai çdo gjë e vendos, e jep dhe e cakton sipas Urtësisë së Vet, pasi Ai e di më mirë sesa ju se çfarë është më e dobishme për ju." (63) Nëse ti i pyet ata përsëri: "Kush është Ai që zbret ujë të pastër e të mirë nga qielli dhe, nëpërmjet tij, i jep gjallëri një toke që më parë ka qenë e vdekur, djerr dhe e shkretë me anë të bimësisë e jetës?" Sigurisht që do thonë: "Allahu!" Atëherë thuaju: "Falënderuar qoftë Allahut, që ju udhëzoi ta kuptoni edhe këtë!" Mirëpo, shumica e njerëzve nuk e mendojnë këtë fakt, prandaj shkojnë e adhurojnë statuja e idhuj për të kërkuar pjellori e bereqet prej tyre, edhe pse ata nuk mund të sjellin as dëm e as dobi. Ndërkohë që nuk i drejtohen Allahut, i Cili është i Vetmi Furnizues i tyre i Vërtetë, që i furnizon ata përherë nga qielli e nga toka.

## Mësime nga ajetet:

• Kërkimi i ndëshkimit që mohuesit bëjnë si argument mbrojtës tregon budallallëkun e tyre. • Hixhret është shpërngulja për të ruajtur fenë dhe besimin për tek një vend ku mund të adhurohet Allahu e nuk ekziston frika e persekutimeve. • Mirësia e bërjes durim dhe e mbështetjes tek Allahu për kryerjen e urdhrave e porosive të Tij. • Besimi se Allahu është Krijues dhe Zot i qiejve dhe i tokës nuk mjafton ta bëjë njeriun besimtar dhe të shpëtuar, nëse ai adhuron dikë tjetër përveç Tij dhe mendon se rrizku vjen prej dikujt tjetri.

وَمَا هَٰذِهِ ٱلۡحَيَوٰةُ ٱلدُّنۡيَآ إِلَّا لَهۡوٞ وَلَعِبٞۚ وَإِنَّ ٱلدَّارَ ٱلۡأٓخِرَةَ لَهِيَ
ٱلۡحَيَوَانُۚ لَوۡ كَانُواْ يَعۡلَمُونَ ٦٤ فَإِذَا رَكِبُواْ فِي ٱلۡفُلۡكِ دَعَوُاْ ٱللَّهَ
مُخۡلِصِينَ لَهُ ٱلدِّينَ فَلَمَّا نَجَّىٰهُمۡ إِلَى ٱلۡبَرِّ إِذَا هُمۡ يُشۡرِكُونَ ٦٥
لِيَكۡفُرُواْ بِمَآ ءَاتَيۡنَٰهُمۡ وَلِيَتَمَتَّعُواْۖ فَسَوۡفَ يَعۡلَمُونَ ٦٦
أَوَلَمۡ يَرَوۡاْ أَنَّا جَعَلۡنَا حَرَمًا ءَامِنٗا وَيُتَخَطَّفُ ٱلنَّاسُ مِنۡ
حَوۡلِهِمۡۚ أَفَبِٱلۡبَٰطِلِ يُؤۡمِنُونَ وَبِنِعۡمَةِ ٱللَّهِ يَكۡفُرُونَ ٦٧
وَمَنۡ أَظۡلَمُ مِمَّنِ ٱفۡتَرَىٰ عَلَى ٱللَّهِ كَذِبًا أَوۡ كَذَّبَ بِٱلۡحَقِّ لَمَّا جَآءَهُۥٓۚ
أَلَيۡسَ فِي جَهَنَّمَ مَثۡوٗى لِّلۡكَٰفِرِينَ ٦٨ وَٱلَّذِينَ جَٰهَدُواْ
فِينَا لَنَهۡدِيَنَّهُمۡ سُبُلَنَاۚ وَإِنَّ ٱللَّهَ لَمَعَ ٱلۡمُحۡسِنِينَ ٦٩

ترتيبها ٣٠ — سُورَةُ ٱلرُّومِ — آياتها ٦٠

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

ربع الحزب ٤١
الٓمٓ ١ غُلِبَتِ ٱلرُّومُ ٢ فِيٓ أَدۡنَى ٱلۡأَرۡضِ وَهُم مِّنۢ
بَعۡدِ غَلَبِهِمۡ سَيَغۡلِبُونَ ٣ فِي بِضۡعِ سِنِينَۗ لِلَّهِ ٱلۡأَمۡرُ
مِن قَبۡلُ وَمِنۢ بَعۡدُۚ وَيَوۡمَئِذٖ يَفۡرَحُ ٱلۡمُؤۡمِنُونَ ٤
بِنَصۡرِ ٱللَّهِۚ يَنصُرُ مَن يَشَآءُۖ وَهُوَ ٱلۡعَزِيزُ ٱلرَّحِيمُ ٥



(64) Dijeni se jeta e kësaj bote, me tërë kënaqësitë e dëfrimet e saj, për të cilat njerëzit përpiqen maksimalisht për t'i arritur,*(në krahasim me kënaqësitë e përjetshme të Botës Tjetër)* nuk është asgjë tjetër, përveçse një argëtim i përkohshëm e një lojë mesatyre që e kanë lidhur zemrën me kënaqësitë e saj. Përpjekja e tyre nuk ka asnjë kuptim*(më tepër se ç'ka për një lojë)*, nëse njeriu nuk angazhohet për të fituar Kënaqësinë e Allahut dhe fitimin e jetës tjetër. Dijeni se jeta e Botës Tjetër është pikërisht jeta e vërtetë! Sikur ta dinin *(këtë edhe ata të cilët nuk e besuan Allahun dhe Ringjalljen),* nuk do t'i kishin dhënë përparësi angazhimit ndaj kësaj jete të përkohshme, duke e lënë angazhimin e tyre për jetën e përjetshme! *Pastaj Allahu ua përforcon edhe më shumë bindjen besimtarëve se Ai është Dëgjuesi i lutjes së tyre kur ata i luten Atij, pasi Ai i përgjigjet edhe idhujtarëve mosmirënjohës, të cilët kur janë në rrezik për jetën, i lënë idhujt e i drejtohen vetëm Allahut. Pikërisht kjo që tregon njëkohësisht edhe paradoksin e tyre: (65) *(Argument se Ai i pranon lutjet tuaja, është se edhe)* Ata *(që janë idhujtarë)*, kur hipin në anije dhe e kuptojnë se jeta e tyre është vënë në rrezik, menjëherë fillojnë e i luten Allahut krejtësisht të sinqertë, duke hequr dorë prej çdo idhulli e duke iu drejtuar vetëm Atij, pas së cilës Ai u përgjigjet e i shpëton duke i nxjerrë në breg. Kur Ai i shpëton, duke i zbritur në tokë, ata kthehen përsëri në idhujtari. (66) Atëherë le të vazhdojnë në mosmirënjohjen dhe mohimin e asaj që Ne u mundësuam prej mirësive Tona *(si shtyrja e jetës apo dërgimi i Shpalljes për udhëzimin e tyre)* dhe le t'i përjetojnë mirësitë që ua kemi mundësuar, se më vonë kanë për ta kuptuar*(se kush ishte Zoti i tyre i Vërtetë që e meritonte adhurimin)*! (67) Vallë, a nuk e shikojnë ata idhujtarë mosmirënjohës, pasi Allahu i shpëton ata prej mbytjes, se si një mirësi tjetër është se Ne e kemi bërë vendin e tyre (Mekën) të Shenjtë dhe të sigurt (vetëm për shkak të Qabes që ndodhet në të), vend në të cilin ata ndihen të sigurt (edhe pse ata janë idhujtarë dhe mohues të Allahut)?! Ndërkohë që njerëzit përreth atij vendi po sulmohen, bastisen, plaçkiten dhe vriten, po rrëmbehen e po skllavërohen bashkë me gratë e fëmijët e tyre?! Vallë, (edhe pas kësaj) vazhdojnë t'i besojnë të kotat (zotat e pretenduar), ndërsa dhuntinë e Allahut (udhëzimin, Kuranin dhe Njësimin e Allahut) po e mohojnë?! (68) Kush pra mund të jetë keqbërës më i madh se ai që trillon gënjeshtra ndaj Allahut dhe e mohon të Vërtetën e Tij, pasi ajo i ka ardhur nëpërmjet të Dërguarit të Tij?! Vallë, a nuk e meritojnë të jetë Xhehenemi vendi atyre që janë mohues e mosmirënjohës?! (69) Ndërsa, sa u përket atyre që sakrifikuan e u përpoqën me veten e pasurinë e tyre për të arritur Kënaqësinë Tonë e për të ngritur Fenë Tonë *(duke qenë të sinqertë ndaj Allahut në lutjet e adhurimin ndaj Tij),* kurrsesi Ne nuk do të heqim dorë prej tyre. Përkundrazi, Ne kemi për t'i udhëzuar ata që të gjejnë drejtimin që të çon tek Rruga Jonë, duke bërë që përfundimi i mirë të jetë pikërisht për ta. Dijeni se Allahu është me të mirët, që mendojnë, flasin dhe veprojnë vetëm të mira!

## SURJA "ERR-RRUM"

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Pohimi se Allahu është i Vetmi që i ka në dorë të gjitha çështjet dhe sqarimi i rregullave universale të Allahut në lidhje me krijesat e Tij.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Elif, Lam, Mim! (2) U mundën romakët *(në vitin 613-614)* nga persët. (3) Në tokën më të afërt, ultësirën e Sirisë, në drejtim të Persisë. Mirëpo romakët pas humbjes së tyre prej persëve kanë për të triumfuar përsëri. (4) Për një periudhë kohore jo më pak se tre vjet e jo më shumë se dhjetë. Dijeni se vetëm Allahut i përket vendimi i prerë për çdo gjë, para se ajo të ndodhë dhe pasi të ketë ndodhur. Ashtu siç idhujtarët e Mekës u gëzuan kur morën vesh fitoren e persëve *(sepse ata ishin në idhujtarinë e tyre),* edhe besimtarët *(e frikësuar në Mekë)* do të gëzohen atë ditë me fitoren e romakëve *(për shkak se ata besonin Një Zot të Vetëm, i besonin Shpalljet hyjnore dhe i besonin edhe të dërguarit).* (5) Megjithatë, ata më shumë do të gëzohen për fitoren e Allahut, që është realizimi i kësaj profetësie, e cila u tha në një kohë që askush nuk mund ta dinte rrjedhën e saj, veçanërisht në momentin e humbjes. Allahu ndihmon kë të dëshirojë kundër kujt të dëshirojë. Ai është i Plotfuqishëm që t'jua sjellë edhe ndëshkimin, por Ai është Mëshirues e dëshiron që t'ju udhëzojë e t'ju bëjë vend në tokë.

### Mësime nga ajetet:

- Kthimi i idhujtarëve tek Allahu kur janë në vështirësi, duke i harruar idhujt e tyre që adhuronin kur ishin të sigurt, tregon paradoksin e tyre.
- Angazhimi e sakrifica për të ngritur e lartësuar Fjalën e Allahut është shkak për të arritur suksesin prej Tij.
- Përmendja që u bën Kurani gjërave të fshehta, që nuk i di askush tjetër përveç Allahut, është argument se ai Kuran është vetëm prej Allahut të Gjithëdijshëm.

وَعۡدَ ٱللَّهِۖ لَا يُخۡلِفُ ٱللَّهُ وَعۡدَهُۥ وَلَٰكِنَّ أَكۡثَرَ ٱلنَّاسِ لَا يَعۡلَمُونَ
٦ يَعۡلَمُونَ ظَٰهِرٗا مِّنَ ٱلۡحَيَوٰةِ ٱلدُّنۡيَا وَهُمۡ عَنِ ٱلۡأٓخِرَةِ هُمۡ
غَٰفِلُونَ ٧ أَوَلَمۡ يَتَفَكَّرُواْ فِيٓ أَنفُسِهِمۗ مَّا خَلَقَ ٱللَّهُ ٱلسَّمَٰوَٰتِ
وَٱلۡأَرۡضَ وَمَا بَيۡنَهُمَآ إِلَّا بِٱلۡحَقِّ وَأَجَلٖ مُّسَمّٗىۗ وَإِنَّ كَثِيرٗا
مِّنَ ٱلنَّاسِ بِلِقَآيِٕ رَبِّهِمۡ لَكَٰفِرُونَ ٨ أَوَلَمۡ يَسِيرُواْ فِي
ٱلۡأَرۡضِ فَيَنظُرُواْ كَيۡفَ كَانَ عَٰقِبَةُ ٱلَّذِينَ مِن قَبۡلِهِمۡۚ كَانُوٓاْ
أَشَدَّ مِنۡهُمۡ قُوَّةٗ وَأَثَارُواْ ٱلۡأَرۡضَ وَعَمَرُوهَآ أَكۡثَرَ مِمَّا
عَمَرُوهَا وَجَآءَتۡهُمۡ رُسُلُهُم بِٱلۡبَيِّنَٰتِۖ فَمَا كَانَ ٱللَّهُ
لِيَظۡلِمَهُمۡ وَلَٰكِن كَانُوٓاْ أَنفُسَهُمۡ يَظۡلِمُونَ ٩ ثُمَّ كَانَ
عَٰقِبَةَ ٱلَّذِينَ أَسَٰٓـُٔواْ ٱلسُّوٓأَىٰٓ أَن كَذَّبُواْ بِـَٔايَٰتِ ٱللَّهِ وَكَانُواْ
بِهَا يَسۡتَهۡزِءُونَ ١٠ ٱللَّهُ يَبۡدَؤُاْ ٱلۡخَلۡقَ ثُمَّ يُعِيدُهُۥ ثُمَّ إِلَيۡهِ تُرۡجَعُونَ
١١ وَيَوۡمَ تَقُومُ ٱلسَّاعَةُ يُبۡلِسُ ٱلۡمُجۡرِمُونَ ١٢ وَلَمۡ يَكُن لَّهُم مِّن
شُرَكَآئِهِمۡ شُفَعَٰٓؤُاْ وَكَانُواْ بِشُرَكَآئِهِمۡ كَٰفِرِينَ
١٣ وَيَوۡمَ تَقُومُ ٱلسَّاعَةُ يَوۡمَئِذٖ يَتَفَرَّقُونَ ١٤ فَأَمَّا ٱلَّذِينَ
ءَامَنُواْ وَعَمِلُواْ ٱلصَّٰلِحَٰتِ فَهُمۡ فِي رَوۡضَةٖ يُحۡبَرُونَ ١٥



(6) Ky ngadhënjim është premtim i Allahut, i Cili kurrë nuk e thyen premtimin e Vet. Me përmbushjen e premtimit besimtarëve u shtohet edhe më shumë besimi në ndihmën e Allahut. Ndërsa shumica e njerëzve nuk e kuptojnë rëndësinë e këtij premtimi për shkak të mosbesimit të tyre.

(7) Arsyeja është se ata *(njerëzit)* dinë vetëm anën e dukshme të jetës së kësaj bote, atë që shohin, prekin e perceptojnë, duke u zhvilluar e përparuar në këndvështrimin material. Ndërsa, sa i përket dijes së tyre rreth besimit, shpalljeve të Allahut, urtësive në porositë e Tij për njerëzimin dhe jetës së padukshme të Botës Tjetër, ata janë të padijshëm e as nuk e mendojnë.

(8) Vallë, a nuk kanë menduar ndonjëherë në lidhje me veten e tyre dhe arsyen se përse ata ekzistojnë, ndërkohë që Allahu nuk ka krijuar kot as qiejt, as Tokën dhe gjithçka që gjendet në mes tyre?! Përkundrazi, të gjitha i ka krijuar vetëm për një të Vërtetë: të dëshmojnë se Ai është një Zot i Vetëm, i Cili i kontrollon e i drejton dhe e meriton të adurohet. (Vallë, a nuk e kanë menduar) Edhe se gjithçka që ekziston në to, përfshirë edhe ata vetë, e kanë një afat të caktuar dhe një fund, në mënyrë që të mendojnë se çfarë ka pas fundit të tyre?! Mirëpo shumica e njerëzve janë aq të angazhuar pas anës së jashtme të kësaj bote, saqë edhe takimin me Zotin e tyre (pas vdekjes) e mohojnë.

(9) Vallë, a nuk kanë udhëtuar ata nëpër tokë të shohin qytetërimet e shkatërruara e të meditojnë se si qe përfundimi i popujve përpara tyre?! Ata qenë edhe më të fortë se këta, madje tokën e punonin dhe e shfrytëzonin edhe më shumë se këta. Mirëpo, kur atyre u erdhën të dërguarit e Zotit të tyre me argumente të qarta e mrekulli, që vërtetonin njësimin e Zotit, megjithëkëtë ata e mohuan Zotin dhe takimin me Të. Atëherë ata i përfshiu shkatërrimi me gjithçka kishin arritur. Në të vërtetë nuk ishte Allahu që u bëri padrejtësi atyre, por ata i bënë padrejtësi vetes me mohimin e Allahut.

(10) Pas kësaj i gjeti e keqja e madhe për atë të keqe që bënë, me anë të idhujtarisë dhe gjynaheve, ngase ata i konsideruan gënjeshtra argumentet dhe paralajmërimet e Allahut. Ata talleshin e qeshnin me to sa herë që ua kujtonin, për t'i shpëtuar prej atij dënimi.

(11) Allahu e fillon krijimin, duke e krijuar njeriun prej asgjëje, në një paraqitje që nuk ka ekzistuar kurrë më parë. Pastaj e përsërit këtë krijim, duke krijuar sërish njerëz të tjerë, në të njëjtën mënyrë për secilin dhe pas kësaj Ai ka për t'ju ringjallur edhe një herë pas vdekjes dhe se të gjithë tek Ai do të ktheheni.

(12) Ditën kur të jetë bërë Kijameti dhe njerëzit të dalin përpara Zotit të tyre për të dhënë llogari, atë Ditë njerëzit e këqij kanë për t'i humbur shpresat në Mëshirën e Allahut, pasi ata e kanë mohuar Atë e nuk do të kenë asnjë argument mbrojtës.

(13) Madje nuk do të kenë as ndonjë ndërmjetës prej idhujve të tyre t'i shpëtojë prej dënimit, që ata i adhuronin në vend të Allahut sa qenë në dynja. Përkundrazi! Edhe idhujt që ata i kanë adhuruar kanë për t'i mohuar e nuk do t'i njohin, duke i lënë të poshtëruar pikërisht në momentin kur ata do të kenë më shumë nevojë. Kjo pasi, si adhuruesit e tyre e po ashtu edhe idhujt, të gjithë do të jenë të përfshirë në të njëjtin shkatërrim.

(14) Ditën kur të ketë ndodhur Kijameti, njerëzit do të ndahen në grupe sipas veprave që kanë bërë në dynja. Disa prej tyre do të jenë të nderuar në lartësi e disa do të jenë të poshtëruar në thellësinë më të ulët të Xhehenemit:

(15) Sa u përket atyre që i besuan Allahut dhe bënë vepra të mira, me të cilat Ai është i Kënaqur, ata do të jenë në kopshtin e Xhenetit, duke u gëzuar për atë që kanë arritur dhe për mirësitë e përjetshme që gjejnë në të, të cilat nuk kanë të sosur.

### Mësime nga ajetet:

• Ajo dije që i shërben kësaj bote dhe të bën që të harrosh Botën Tjetër s'ka asnjë mirësi. • Shenjat e Allahut që gjenden në vetet tona dhe në horizonte janë të mjaftueshme për të argumentuar se Ai që i ka krijuar të gjitha këto është një Zot i Vetëm e Absolut. • Padrejtësia është shkaku kryesor i shkatërrimit të popujve të mëparshëm. • Ditën e Kijametit, Allahu ka për t'i lartësuar ata që qenë besimtarë e bënë vepra të mira dhe do t'i poshtërojë ata që qenë mohues e bënë krime në tokë.

وَأَمَّا ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ وَكَذَّبُواْ بِـَٔايَٰتِنَا وَلِقَآيِٕ ٱلۡأٓخِرَةِ
فَأُوْلَٰٓئِكَ فِي ٱلۡعَذَابِ مُحۡضَرُونَ ١٦ فَسُبۡحَٰنَ ٱللَّهِ حِينَ تُمۡسُونَ
وَحِينَ تُصۡبِحُونَ ١٧ وَلَهُ ٱلۡحَمۡدُ فِي ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِ
وَعَشِيّٗا وَحِينَ تُظۡهِرُونَ ١٨ يُخۡرِجُ ٱلۡحَيَّ مِنَ ٱلۡمَيِّتِ وَيُخۡرِجُ
ٱلۡمَيِّتَ مِنَ ٱلۡحَيِّ وَيُحۡيِ ٱلۡأَرۡضَ بَعۡدَ مَوۡتِهَاۚ وَكَذَٰلِكَ تُخۡرَجُونَ
١٩ وَمِنۡ ءَايَٰتِهِۦٓ أَنۡ خَلَقَكُم مِّن تُرَابٖ ثُمَّ إِذَآ أَنتُم بَشَرٞ
تَنتَشِرُونَ ٢٠ وَمِنۡ ءَايَٰتِهِۦٓ أَنۡ خَلَقَ لَكُم مِّنۡ أَنفُسِكُمۡ
أَزۡوَٰجٗا لِّتَسۡكُنُوٓاْ إِلَيۡهَا وَجَعَلَ بَيۡنَكُم مَّوَدَّةٗ وَرَحۡمَةًۚ
إِنَّ فِي ذَٰلِكَ لَأٓيَٰتٖ لِّقَوۡمٖ يَتَفَكَّرُونَ ٢١ وَمِنۡ ءَايَٰتِهِۦ
خَلۡقُ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِ وَٱخۡتِلَٰفُ أَلۡسِنَتِكُمۡ وَأَلۡوَٰنِكُمۡۚ
إِنَّ فِي ذَٰلِكَ لَأٓيَٰتٖ لِّلۡعَٰلِمِينَ ٢٢ وَمِنۡ ءَايَٰتِهِۦ مَنَامُكُم
بِٱلَّيۡلِ وَٱلنَّهَارِ وَٱبۡتِغَآؤُكُم مِّن فَضۡلِهِۦٓۚ إِنَّ فِي ذَٰلِكَ
لَأٓيَٰتٖ لِّقَوۡمٖ يَسۡمَعُونَ ٢٣ وَمِنۡ ءَايَٰتِهِۦ يُرِيكُمُ ٱلۡبَرۡقَ
خَوۡفٗا وَطَمَعٗا وَيُنَزِّلُ مِنَ ٱلسَّمَآءِ مَآءٗ فَيُحۡيِۦ بِهِ ٱلۡأَرۡضَ
بَعۡدَ مَوۡتِهَآۚ إِنَّ فِي ذَٰلِكَ لَأٓيَٰتٖ لِّقَوۡمٖ يَعۡقِلُونَ ٢٤



(16) Ndërsa ata që mohuan Allahun dhe i konsideruan gënjeshtra argumentet Tona që ua sollëm nëpërmjet të dërguarve Tanë, si dhe mohuan Ringjalljen dhe Ditën e Llogarisë, ata, pasi të sillen tek vendi i tyre i dënimit, do të braktisen aty ashtu siç braktisën dhe ata udhëzimin.

(17) I Lartësuar *(e i Pastër nga të metat)* është Allahu, që ju mundëson të jetoni derisa të ngryseni, si dhe i Lartësuar *(e i Pastër nga të metat)* është Allahu, që ju mundëson të jetoni derisa të gdhiheni. Ju jetoni e punoni vetëm prej Mirësisë e Mëshirës së Tij. Vetëm Atij i përket lartësimi, prandaj lartësojeni e madhërojeni Atë çdo pasdite e fund dite, me faljen e namazit të ikindisë e namazit të akshamit, si dhe për çdo mëngjes, me faljen e namazit të sabahut.

(18) Vetëm Atij i përket falënderimi për çdo gjë që e ka krijuar në qiell e në Tokë, madje edhe për gjumin tuaj, duke ju mundësuar të flini e të pushoni si në mbrëmje, ashtu edhe në mesditë. Prandaj shprehini edhe ju Atij falënderime natën, me faljen e namazit të jacisë *(darkës)*, si dhe në drekë, me faljen e namazit të drekës.

(19) Ashtu siç Ai e nxjerr të gjallën prej të vdekurës, kur e krijon njeriun prej një pike fare, zogun prej vezës, apo pemën prej bërthamës; po ashtu Ai e nxjerr të vdekurën prej të gjallës, kur e nxjerr pikën e farës prej njeriut, vezën prej pulës apo bërthamën prej pemës. Po ashtu Ai e gjallëron tokën pas vdekjes së saj, pasi i lëshon asaj shiun, duke bërë që prej saj të mbijnë bimë e të shpërthejë jeta. Kështu pra, edhe ju do të nxirreni prej varreve, duke u ringjallur për të dhënë llogari e për t'u shpërblyer.

(20) Një prej argumenteve të Allahut që tregojnë për Fuqinë e Tij Absolute dhe Njëqenësinë e Tij është edhe fakti se Ai (o njerëz) ju ka krijuar nga toka, kur krijoi prej saj babanë tuaj të parë. Pastaj Ai ju shtoi në shumë popuj e raca, duke ju shpërndarë nga të gjitha anët nëpër tokë, që nga lindja e deri në perëndim.

(21) Një prej argumenteve të Tij që tregojnë të Vërtetën e Tij *(Njëshmërinë e Fuqinë Tij)* Absolute, është edhe fakti se, prej vetë llojit tuaj, Ai i ka krijuar edhe femrën si bashkëshorte për ju *(të ndryshme nga ju)*. E krijoi në atë mënyrë që ju të gjeni prehje e qetësi dhe të keni intimitet me to, duke vendosur mes jush ndjenjën e dashurisë dhe të mëshirës. Nuk ka kurrfarë dyshimi se në këtë të vërtetë ekzistojnë argumente të mjaftueshme për njerëzit që thellohen në mendime, pasi vetëm ata përfitojnë nga këto fakte.

(22) Një prej argumenteve të Tij, që tregojnë të Vërtetën e Tij *(Njëshmërinë e Fuqinë Tij)* Absolute, është edhe fakti i krijimit të qiejve dhe Tokës dhe shumëllojshmëria e *(zërave dhe)* gjuhëve të ndryshme, me të cilat ju komunikoni. Po ashtu dhe e *(racave dhe)* ngjyrave të ndryshme, me të cilat ju dalloheni, të cilat janë aq individuale sa asnjërit prej jush nuk i ngjasojnë ato me të dikujt tjetri. Vërtet, në këtë ka argumente për *(shkencëtarët)* të diturit *(dhe studiuesit),* që ata ta kuptojnë se Ai, përveçse është i Madhërishëm me krijimin e qiejve e të tokës, Ai është i Vëmendshëm edhe me krijimin e detajeve të identiteteve tuaja kaq të imta.

(23) Një prej argumenteve të Tij, që tregojnë të Vërtetën e Tij *(Njëshmërinë e Fuqinë Tij)* Absolute, është edhe vetë gjumi juaj që ju bëni si natën ashtu edhe ditën. Po ashtu, paaftësisë tuaj për të rezistuar, duke e humbur tërësisht fuqinë e kontrollin tuaj gjatë gjumit dhe duke ua kthyer ato përsëri edhe më të freskët kur zgjoheni. E tillë është edhe rropatja juaj për të kërkuar mirësitë dhe furnizimin e Tij nëpër tokë, nevojë të cilën Ai mbolli tek ju, në mënyrë që të vazhdojë jeta në tokë e t'i shërbeni njëri-tjetrit. Vërtet që në këto ka argumente për njerëzit që i dëgjojnë këto këshilla e meditojnë rreth tyre duke i pranuar.

(24) Një prej argumenteve të Tij, që tregojnë të Vërtetën e Tij *(Njëshmërinë e Fuqinë Tij)* Absolute, është edhe mundësia që Ai ua jep ta shihni dritën *(elektricitetin)* e vetëtimës, e cila është frikësuese për ju, por edhe e dëshiruar, duke zbritur pas saj edhe shiun prej qiellit, nëpërmjet të cilit Ai i jep gjallëri tokës pas vdekjes dhe shkretimit. Me të vërtetë që këtu ka argumente të qarta për njerëzit që mendojnë rreth tyre, që ta kuptojnë Fuqinë e Tij se do t'i ringjallë e do t'u kërkojë llogari.

## Mësime nga ajetet:

- Shfrytëzimi i kohës për të falur namazin dhe madhëruar Allahun është shenjë e mirë, që tregon përfundimin e mirë të njeriut në këtë dhe në botën tjetër.
- Argumentimi i vërtetësisë së Ringjalljes duke parë Fuqinë e Allahut që e ripërsërit jetën, duke e nxjerrë të gjallën prej të vdekurës dhe të vdekurën prej të gjallës.
- Prej argumenteve të Allahut, të cilat gjenden në veten tonë dhe në horizonte, përfiton vetëm ai që i vë në funksion shqisat e perceptimit dhe të kuptimit, me të cilat Allahu e ka begatuar për ta njohur të Vërtetën e Tij *(Njëshmërinë dhe Fuqinë e Tij)* Absolute.

وَمِنْ ءَايَٰتِهِۦٓ أَن تَقُومَ ٱلسَّمَآءُ وَٱلْأَرْضُ بِأَمْرِهِۦ ۚ ثُمَّ إِذَا دَعَاكُمْ
دَعْوَةً مِّنَ ٱلْأَرْضِ إِذَآ أَنتُمْ تَخْرُجُونَ ٢٥ وَلَهُۥ مَن فِى ٱلسَّمَٰوَٰتِ
وَٱلْأَرْضِ ۖ كُلٌّ لَّهُۥ قَٰنِتُونَ ٢٦ وَهُوَ ٱلَّذِى يَبْدَؤُا۟ ٱلْخَلْقَ ثُمَّ
يُعِيدُهُۥ وَهُوَ أَهْوَنُ عَلَيْهِ ۚ وَلَهُ ٱلْمَثَلُ ٱلْأَعْلَىٰ فِى ٱلسَّمَٰوَٰتِ
وَٱلْأَرْضِ ۚ وَهُوَ ٱلْعَزِيزُ ٱلْحَكِيمُ ٢٧ ضَرَبَ لَكُم مَّثَلًا
مِّنْ أَنفُسِكُمْ ۖ هَل لَّكُم مِّن مَّا مَلَكَتْ أَيْمَٰنُكُم مِّن
شُرَكَآءَ فِى مَا رَزَقْنَٰكُمْ فَأَنتُمْ فِيهِ سَوَآءٌ تَخَافُونَهُمْ
كَخِيفَتِكُمْ أَنفُسَكُمْ ۚ كَذَٰلِكَ نُفَصِّلُ ٱلْءَايَٰتِ لِقَوْمٍ
يَعْقِلُونَ ٢٨ بَلِ ٱتَّبَعَ ٱلَّذِينَ ظَلَمُوٓا۟ أَهْوَآءَهُم بِغَيْرِ عِلْمٍ ۖ
فَمَن يَهْدِى مَنْ أَضَلَّ ٱللَّهُ ۖ وَمَا لَهُم مِّن نَّٰصِرِينَ ٢٩ فَأَقِمْ
وَجْهَكَ لِلدِّينِ حَنِيفًا ۚ فِطْرَتَ ٱللَّهِ ٱلَّتِى فَطَرَ ٱلنَّاسَ عَلَيْهَا ۚ
لَا تَبْدِيلَ لِخَلْقِ ٱللَّهِ ۚ ذَٰلِكَ ٱلدِّينُ ٱلْقَيِّمُ وَلَٰكِنَّ أَكْثَرَ
نصف الحزب ٤١ ٱلنَّاسِ لَا يَعْلَمُونَ ٣٠ ۞ مُنِيبِينَ إِلَيْهِ وَٱتَّقُوهُ وَأَقِيمُوا۟
ٱلصَّلَوٰةَ وَلَا تَكُونُوا۟ مِنَ ٱلْمُشْرِكِينَ ٣١ مِنَ ٱلَّذِينَ فَرَّقُوا۟
دِينَهُمْ وَكَانُوا۟ شِيَعًا ۖ كُلُّ حِزْبٍ بِمَا لَدَيْهِمْ فَرِحُونَ ٣٢



(25) Prej argumenteve të Tij, që tregojnë të Vërtetën e Tij *(Njëshmërinë e Fuqinë Tij)* Absolute, është edhe se si qiejt edhe Toka qëndrojnë në këtë rregullsi vetëm me Urdhrin e Tij, duke mos ndryshuar në to ligjet që Ai ua ka vënë, si në qiej ashtu edhe në Tokë. Kjo, në mënyrë që ju ta njihni Fuqinë e Tij dhe pastaj *(ta kuptoni se Ai)* kur të dëshirojë që t'ju thërrasë *(për t'u ringjallur e për të dalë përpara Tij* ) vetëm me një të thirrur të Tij *(për të dalë)* nga toka, aty ju do të dilni menjëherë prej saj *(të ringjallur)*, duke iu bindur Urdhrit e ligjeve të Tij, ashtu siç po e shihni t'i binden qiejt dhe toka në këtë rregullsi.

(26) Dijeni se Atij i përket gjithçka që ekziston në qiej dhe në Tokë, qofshin ata engjëj, xhindë, njerëz apo çfarëdolloj krijese dhe se të gjithë i nënshtrohen e i binden vendimeve dhe ligjeve të Tij.

(27) Gjithashtu, dijeni se Ai është që fillon krijime të reja, që nuk kanë ekzistuar kurrë më parë dhe pas kësaj i përsërit vazhdimisht ato *(siç e keni parë)* Kjo gjë për Të është shumë më e lehtë, edhe pse krijimi i tyre herën e parë nuk ishte aspak më i vështirë, pasi Atij i mjafton t'i thotë diçkaje "Bëhu!" e ajo të bëhet. Por Ai e thotë kështu, si një shembull që ju të mund ta kuptoni. Atij i përket shembulli më Sublim, qoftë në qiej apo në Tokë, që gati nuk mund të përshkruhet dhe se Ai është i Plotfuqishmi dhe i Gjithëdijshmi.

(28) Ai ju sjell juve këto shembuj nga jeta dhe vetja juaj, në atë mënyrë që ta kuptoni sa më qartë të Vërtetën e Tij, në krahasim me krijesat e Veta. A mund të jenë ata që ju i mbani si skllevër të barabartë me ju në të drejtat e trashëgimisë e të pasurisë e në furnizimin, që Ne jua kemi dhuruar vetëm juve; e ju t'ua keni frikën atyre *(për ndonjë hise)* ashtu siç ua keni frikën atyre që janë të një rangu me ju, të lirë, të afërt apo ortakët tuaj?! Ja pra, ashtu siç e dini se ata nuk kanë asnjë të drejtë në pasurinë tuaj dhe nuk e pranoni diçka të tillë, kështu Ne ua shpjegojmë deri në detaje argumentet Tona për njerëzit që mendojnë. Kjo për ta kuptuar se as krijesat e Tij nuk kanë asnjë hise në krijim, sundim e adhurim, pasi i tërë krijimi, pushteti, lutja dhe adhurimi i përket vetëm Atij.

(29) Mirëpo, keqbërësve nuk është se u mungojnë argumentet dhe as sqarimi i tyre për të besuar në Njëqenësinë e Allahut, por ata dëshirojnë të ndjekin verbërisht qejfet e veta dhe të etërit e tyre, duke mos u kushtuar rëndësi detyrave që kanë ndaj Allahut. Kush pra, mund ta vërë në rrugë të drejtë dikë që Allahu e ka lënë të humbur?! Askush. Madje, atyre nuk do t'u jepet asnjë ndihmë, për aq kohë sa as ata vetë nuk e vënë mendjen e zemrat e tyre në funksion, për të shpëtuar veten prej dënimit të Allahut, në këtë botë dhe në tjetrën.

(30) Ti (o i Dërguar)- bashkë me ata që ndjekin shembullin tënd, vazhdo ta mbash drejt fytyrën tënde nga Islami, duke iu përkushtuar kësaj feje besimdrejtë *(Njëshmërisë së Krijuesit)*, e cila është larg çdo lloj besëtytnie. Ajo është feja e Njëshmërisë së Allahut dhe besimit me të cilin Allahu i ka krijuar të gjitha krijesat, si dhe të gjithë njerëzit *(pasi të gjithë ata e kanë në brendësi besimin se ekziston një Krijues)*. Në krijimin e Allahut nuk do të gjesh asnjë ndryshim e as ndonjë rast përjashtues, në lidhje me këtë që u përmend, mirëpo ata e fshehin ose e mohojnë këtë. Kjo është feja e drejtë dhe e qëndrueshme, e cila do jetë kështu përgjithmonë dhe duhet të ndiqet. Por shumica e njerëzve i bëjnë idhujtari Allahut e nuk e dinë se duhet të adhurojnë vetëm Atë, duke mos e barazuar me askënd, pasi kjo është një shpifje ndaj Tij, që Ai nuk e fal.

(31) Prandaj, vetëm Atij drejtojuni me lutje, shpresë e adhurime dhe vetëm Atij frikësojuni e ruajuni, duke i kryer porositë e Tij e duke hequr dorë prej asaj që Ai ua ndalon. Falni namazin në pesë kohët e tij dhe mos u bëni idhujtarë,e të lini adhurimin e bindjen ndaj Allahut, duke adhuruar e iu bindur dikujt tjetri përveç Tij.

(32) Mos u bëni as si idhujtarët, që e ndryshuan fenë e tyre, besuar në një pjesë të saj dhe muhuar një pjesë tjetër dhe u përçanë sekte e grupe-grupe. ç'do grup prej tyre është i kënaqur me atë që ka zgjedhur, duke menduar se vetëm grupi i tij është në të Vërtetën, ndërsa për të tjerët pretendon se janë në të kotën.

## Mësime nga ajetet:

• Nënshtrimi i të gjitha krijesave ndaj Allahut të Lartësuar, qoftë me dëshirë e qoftë të imponuar nga ligjet që Ai ka vënë. • Argumenti i krijimit fillestar është shenjë qartësisht e mjaftueshme që vërteton Ringjalljen. • Ndjekja e dëshirave të kota dhe qejfeve çon në devijim dhe në shkeljen e kufijve të Allahut. • Feja Islame *(njohjes dhe e nënshtrimit ndaj Zotit të Vetëm)* është besim i natyrshëm e i pastër që gjendet në brendësinë e çdo krijese.

وَإِذَا مَسَّ ٱلنَّاسَ ضُرّٞ دَعَوۡاْ رَبَّهُم مُّنِيبِينَ إِلَيۡهِ ثُمَّ إِذَآ أَذَاقَهُم
مِّنۡهُ رَحۡمَةً إِذَا فَرِيقٞ مِّنۡهُم بِرَبِّهِمۡ يُشۡرِكُونَ ٣٣ لِيَكۡفُرُواْ بِمَآ
ءَاتَيۡنَٰهُمۡۚ فَتَمَتَّعُواْ فَسَوۡفَ تَعۡلَمُونَ ٣٤ أَمۡ أَنزَلۡنَا عَلَيۡهِمۡ
سُلۡطَٰنٗا فَهُوَ يَتَكَلَّمُ بِمَا كَانُواْ بِهِۦ يُشۡرِكُونَ ٣٥ وَإِذَآ أَذَقۡنَا
ٱلنَّاسَ رَحۡمَةٗ فَرِحُواْ بِهَاۖ وَإِن تُصِبۡهُمۡ سَيِّئَةُۢ بِمَا قَدَّمَتۡ أَيۡدِيهِمۡ
إِذَا هُمۡ يَقۡنَطُونَ ٣٦ أَوَلَمۡ يَرَوۡاْ أَنَّ ٱللَّهَ يَبۡسُطُ ٱلرِّزۡقَ لِمَن يَشَآءُ
وَيَقۡدِرُۚ إِنَّ فِي ذَٰلِكَ لَأٓيَٰتٖ لِّقَوۡمٖ يُؤۡمِنُونَ ٣٧ فَـَٔاتِ ذَا ٱلۡقُرۡبَىٰ
حَقَّهُۥ وَٱلۡمِسۡكِينَ وَٱبۡنَ ٱلسَّبِيلِۚ ذَٰلِكَ خَيۡرٞ لِّلَّذِينَ يُرِيدُونَ
وَجۡهَ ٱللَّهِۖ وَأُوْلَٰٓئِكَ هُمُ ٱلۡمُفۡلِحُونَ ٣٨ وَمَآ ءَاتَيۡتُم مِّن رِّبٗا
لِّيَرۡبُوَاْ فِيٓ أَمۡوَٰلِ ٱلنَّاسِ فَلَا يَرۡبُواْ عِندَ ٱللَّهِۖ وَمَآ ءَاتَيۡتُم مِّن
زَكَوٰةٖ تُرِيدُونَ وَجۡهَ ٱللَّهِ فَأُوْلَٰٓئِكَ هُمُ ٱلۡمُضۡعِفُونَ ٣٩
ٱللَّهُ ٱلَّذِي خَلَقَكُمۡ ثُمَّ رَزَقَكُمۡ ثُمَّ يُمِيتُكُمۡ ثُمَّ يُحۡيِيكُمۡۖ هَلۡ مِن
شُرَكَآئِكُم مَّن يَفۡعَلُ مِن ذَٰلِكُم مِّن شَيۡءٖۚ سُبۡحَٰنَهُۥ وَتَعَٰلَىٰ
عَمَّا يُشۡرِكُونَ ٤٠ ظَهَرَ ٱلۡفَسَادُ فِي ٱلۡبَرِّ وَٱلۡبَحۡرِ بِمَا كَسَبَتۡ
أَيۡدِي ٱلنَّاسِ لِيُذِيقَهُم بَعۡضَ ٱلَّذِي عَمِلُواْ لَعَلَّهُمۡ يَرۡجِعُونَ ٤١



33 Kur i godet njerëzit ndonjë e keqe, fatkeqësi a vështirësi, ata menjëherë kthehen e i luten Zotit që i krijoi. I drejtohen vetëm Atij me pikëllim, përulje e përgjërime, që t'i ndihmojë e t'ua largojë atë që i ka goditur. Ai i mëshiron ata, duke ua larguar atë që u kishte rënë, por një pjesë prej tyre shkojnë e adhurojnë dikë tjetër në vend të Zotit të tyre të Vërtetë, që iu përgjigj e i shpëtoi.

34 Le të tregohen mosmirënjohës e mohues të asaj të mire që Ne ua mundësuam në jetën e kësaj bote, duke shpëtuar prej asaj fatkeqësie e gjendjeje të vështirë, madje ti thuaju: "Vazhdoni të kënaqeni, pasi shpejt keni për ta kuptuar *(se kush është Zoti i Vërtetë dhe e meritonte të lutej e adhurohej)*!"

35 A mos vallë Ne u kemi zbritur në Librat e tyre *(Teurat a Inxhil)* ndonjë argument të prerë e të qartë, që nuk mund të mohohet, që t'ua ketë miratuar idhujtarinë e tyre *(me adhurimin e Uzejrit, Isait, Merjemes, engjëjve, shenjtorëve, priftërinjve etj.)*, ndërkohë që të gjitha shpalljet hyjnore e ndalojnë atë si gjynahun më të madh?!

36 Mirëpo të tillë janë njerëzit. Sa herë që Ne u japim ndonjë mirësi në pasurinë, fëmijët e shëndetin e tyre, ata vetëm gëzohen e mburren me mendjemadhësi*(e nuk e falenderojnë Atë që ua dha)*. Dhe, sapo i godet ndonjë fatkeqësi për shkak të gjynaheve e të keqes që ata ia kanë bërë vetes, ata e shkëpusin totalisht shpresën prej Zotit dhe e mohojnë Atë, duke harruar se e mira dhe e keqja janë vetëm në dorën e Tij.

37 Vallë, a nuk e kanë parë ata *(nga shembujt e jetës)* se si Allahu ia shton e shumëfishon rrizkun *(furnizimin)* atij që dëshiron prej robërve të Vet, edhe pse ai mund të mos e meritojë e të mos jetë lodhur për të, si dhe ia pakëson atë kujt të dojë, edhe pse ai përpiqet e mundohet shumë pas tij. Me të vërtetë, në këtë ekziston një argument i fortë për njerëzit që besojnë në Fuqinë e Allahut *(për t'i ndryshuar si të dojë gjendjet e tyre)* dhe që besojnë në Urtësinë e Tij *(për t'i vënë në sprovë- a do jenë mirënjohës apo mosmirënjohës)*.

38 Ti, o musliman, jepi të afërmit të drejtën që i takon prej mirësisë dhe kujdesit tënd! Jepi nevojtarit atë që ia plotëson nevojën! Po ashtu jepi lëmoshë edhe udhëtarit që ka mbetur rrugëve, pa mundësi kthimi në vendin e vet! Bamirësia në këto drejtime është mënyra më e mirë për ata që synojnë të fitojnë përmes saj Kënaqësinë e Allahut. Ata që japin këtë ndihmë dhe respektojnë këto detyrime, pikërisht ata do të fituesit e vërtetë, duke arritur Xhenetin e shumëdëshiruar dhe shpëtimin nga dënimi i frikshëm. - Duke qenë se Allahu i bëri të qartë punët që të afrojnë me Të, Ai e sqaron edhe gjykimin e atyre punëve që nuk bëhen pë kënaqësinë e Tij, por për qëllime të jetës së kësaj bote, duke thënë:

39 Dijeni se atë që ju e keni dhënë me qëllim që njerëzit t'jua kthejnë përsëri juve me vlerë të shtuar *(kamatë ose kredi)*, atë Allahu kurrsesi nuk ka për ta pranuar e as nuk ka për ta shtuar. E sa i përket asaj që jepni prej pasurisë tuaj me qëllimin e lëmoshës ndihmëse, duke kërkuar me këtë të fitoni vetëm kënaqësinë e Allahut, e jo ndonjë pozitë, famë apo shpërblim prej njerëzve, Allahu ka për t'ua shumëfishuar shpërblimin dhe pasurinë për atë si në këtë botë, ashtu edhe në botën tjetër.

40 Vetëm Allahu është Ai që ju krijon, vetëm Allahu është që ju furnizon, vetëm Allahu është që ju bën të vdisni dhe vetëm Ai ju jep jetë. A ka ndonjë prej idhujve tuaj, të cilët ju i madhëroni, i shenjtëroni e i adhuroni, që mund të bëjë qoftë edhe diçka prej këtyre?! I Pastër nga të metat e i Lartësuar është Allahu nga ajo që ata ia mveshin Atij! 41 Shkatërrimet shfaqen në tokë dhe në det, si thatësia, reshjet e pakta, sëmundjet e shumta dhe epidemitë, vijnë për shkak të gjynaheve të njerëzve. Me këto fatkeqësi Allahu synon t'i bëjë njerëzit të shijojnë ndëshkimin që në jetën e kësaj bote për një pjesë të punëve të tyre të këqija, me qëllim që ata të kthehen të penduar tek Ai.

## Mësime nga ajetet:

- Të kënaqurit me mburrje në pasuri e begati dhe humbja e shpresës prej mëshirës së Allahut gjatë dëshpërimit, janë cilësi të njerëzve që nuk e besojnë mëshirën e urtësinë e Allahut. • T'u japësh njerëzve të drejtat e tyre është shkak për shpëtimin prej vuajtjeve dhe fatkeqësive si në këtë botë, ashtu edhe në botën tjetër. • Dështimi i kamatës dhe shtimi i shpërblimit dhe i pasurisë së atij që jep lëmoshë për hir të Allahut është një e vërtetë që nuk ka për të ndryshuar kurrë.
- Efektet e gjynaheve në përhapjen e epidemive dhe në shkatërrimin e ambjentit janë të dëshmuara.

قُلْ سِيرُوا۟ فِى ٱلْأَرْضِ فَٱنظُرُوا۟ كَيْفَ كَانَ عَـٰقِبَةُ ٱلَّذِينَ مِن قَبْلُ ۚ
كَانَ أَكْثَرُهُم مُّشْرِكِينَ ﴿٤٢﴾ فَأَقِمْ وَجْهَكَ لِلدِّينِ ٱلْقَيِّمِ مِن
قَبْلِ أَن يَأْتِىَ يَوْمٌ لَّا مَرَدَّ لَهُۥ مِنَ ٱللَّهِ ۖ يَوْمَئِذٍ يَصَّدَّعُونَ ﴿٤٣﴾ مَن
كَفَرَ فَعَلَيْهِ كُفْرُهُۥ ۖ وَمَنْ عَمِلَ صَـٰلِحًا فَلِأَنفُسِهِمْ يَمْهَدُونَ ﴿٤٤﴾
لِيَجْزِىَ ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ وَعَمِلُوا۟ ٱلصَّـٰلِحَـٰتِ مِن فَضْلِهِۦٓ ۚ إِنَّهُۥ لَا يُحِبُّ
ٱلْكَـٰفِرِينَ ﴿٤٥﴾ وَمِنْ ءَايَـٰتِهِۦٓ أَن يُرْسِلَ ٱلرِّيَاحَ مُبَشِّرَٰتٍ وَلِيُذِيقَكُم
مِّن رَّحْمَتِهِۦ وَلِتَجْرِىَ ٱلْفُلْكُ بِأَمْرِهِۦ وَلِتَبْتَغُوا۟ مِن فَضْلِهِۦ وَلَعَلَّكُمْ
تَشْكُرُونَ ﴿٤٦﴾ وَلَقَدْ أَرْسَلْنَا مِن قَبْلِكَ رُسُلًا إِلَىٰ قَوْمِهِمْ فَجَآءُوهُم
بِٱلْبَيِّنَـٰتِ فَٱنتَقَمْنَا مِنَ ٱلَّذِينَ أَجْرَمُوا۟ ۖ وَكَانَ حَقًّا عَلَيْنَا نَصْرُ
ٱلْمُؤْمِنِينَ ﴿٤٧﴾ ٱللَّهُ ٱلَّذِى يُرْسِلُ ٱلرِّيَـٰحَ فَتُثِيرُ سَحَابًا فَيَبْسُطُهُۥ
فِى ٱلسَّمَآءِ كَيْفَ يَشَآءُ وَيَجْعَلُهُۥ كِسَفًا فَتَرَى ٱلْوَدْقَ يَخْرُجُ مِنْ
خِلَـٰلِهِۦ ۖ فَإِذَآ أَصَابَ بِهِۦ مَن يَشَآءُ مِنْ عِبَادِهِۦٓ إِذَا هُمْ يَسْتَبْشِرُونَ
﴿٤٨﴾ وَإِن كَانُوا۟ مِن قَبْلِ أَن يُنَزَّلَ عَلَيْهِم مِّن قَبْلِهِۦ لَمُبْلِسِينَ
﴿٤٩﴾ فَٱنظُرْ إِلَىٰٓ ءَاثَـٰرِ رَحْمَتِ ٱللَّهِ كَيْفَ يُحْىِ ٱلْأَرْضَ بَعْدَ مَوْتِهَآ ۚ
إِنَّ ذَٰلِكَ لَمُحْىِ ٱلْمَوْتَىٰ ۖ وَهُوَ عَلَىٰ كُلِّ شَىْءٍ قَدِيرٌ ﴿٥٠﴾



(42) Thuaju (o i Dërguar): “Atëherë udhëtoni nëpër botë që ta vërtetoni këtë dhe shikoni se si ka qenë fundi i popujve që qenë përpara jush, të cilët u zhdukën e u çrrënjosën me themel për shkak se shumica e tyre qenë idhujtarë e ndiqnin zota të rremë në vend të Allahut!”

(43) Prandaj, ti (o i Dërguar) vazhdo ta mbash drejt fytyrën tënde nga feja e drejtë dhe e qëndrueshme, e cila kështu do të jetë përgjithmonë, para se të vijë ajo ditë që Allahu nuk ka për ta kthyer më. Atë ditë njerëzit do të ndahen: një pjesë për në Zjarr për t’u ndëshkuar dhe një pjesë në Xhenet për t’u shpërblyer.

(44) Kush ka mohuar dhe ka qenë mosmirënjohës ndaj Zotit për mirësitë ndaj tyre dhe udhëzimin, ajo atë ditë do të jetë në dëm të tyre. Kush ka bërë vepra të mira e përmirësuese, ata i kanë bërë vetë vend vetes tek Allahu në Xhenet, duke e besuar Allahun dhe duke kërkuar kënaqësinë e Tij me zbatimin e porosive të Tij.

(45) Kjo ndarje e tyre bëhet në mënyrë që Ai t’i shpërblejë me Mirësinë dhe Bujarinë e Vet ata, që besojnë në Allahun dhe bëjnë vepra të mira, të cilat e kënaqin Zotin e tyre. Vërtet, i Lartmadhërishmi nuk i do ata që e mohojnë Atë dhe të Dërguarin e Tij, madje i urren ata me forcë, prandaj do t’i dënojë në Ditën e Gjykimit.

(46) Një prej argumenteve të Tij, që tregojnë të Vërtetën e Tij *(Njëshmërinë e Fuqinë Tij)* Absolute është se Ai ua dërgon edhe erërat e mira *(të ulëta),* të cilat ju sjellin freski e gëzim *(kur është vapë e nxehtësi e madhe)* Kështu Ai ju mundëson të shijoni mirësinë e Mëshirës së Tij *(freskinë)*, që të lundroni për të kërkuar prej mirësive të Tij në det, duke bërë që anija të lundrojë me Urdhrin e Tij. Kështu ju mund të kërkoni prej mirësive të Tij edhe nga deti, me shpresën se ju do të tregoheni mirënjohës ndaj Tij.

(47) Ne edhe përpara teje (o i Dërguar) u kemi dërguar *(njerëzve nëpër botë dhe)* popujve të tyre lajmëtarë, të cilët shkuan me mrekulli e me argumente të qarta bindëse rreth vërtetësisë së asaj me të cilin qenë dërguar. Kur ata i mohuan, atëherë Ne i ndëshkuam duke hequr dorë prej tyre, për shkak të mohimit e mosbesimit të tyre. Ka qenë përgjegjësi e Jona që t’i shpëtojmë besimtarët, kudo që ata të kenë qenë.

(48) Po Allahu i Lartmadhërishëm i dërgon edhe erërat, të cilat i lëvizin retë nëpër qiell dhe i përhapin ato si të dëshirojë e ku të dëshirojë Ai. Më tej Ai i ndan retë copa-copa ose i bashkon si shtëllungë dhe veç kur të shohësh se si dalin prej saj pikat e shiut. Kur Ai ia lëshon këtë shi kujt të dëshirojë prej robërve të Vet, ata gëzohen me mëshirën e Allahut, pra, me zbritjen e shiut që pasohet nga mbushja e tokës me bimësi e të mbjella, për të cilat kanë aq shumë nevojë ata dhe kafshët e tyre.

(49) Ndërkohë që, përpara rënies së tij, ata qenë vërtetë shumë të dëshpëruar e të pashpresë për rënien e tij.

(50) Tani shiko efektet e mëshirës së Allahut, shiut, të cilin Allahu e zbret si mëshirë ndaj robërve të Vet dhe jetës në tokë. Shih se si Allahu e gjallëron tokën nëpërmjet tij, pas vdekjes e shkretimit të saj. Ja, kështu e rikthen Allahu përsëri jetën, duke e ringjallur të vdekurën! Ky është një argument i mjaftueshëm për ta besuar se Ai është i Gjithëfuqishëm për çdo gjë *(edhe për ringjalljen tuaj)*.

### Mësime nga ajetet:

- Njeriu është aq i dobët e delikat, saqë mund të gëzohet vetëm me erërat e lehta e freskuese, që i shtyjnë anijet e tyre ngadalë, si dhe ato që ua sjellin shiun e mirë e të begatë. Ky është një argument madh për njeriun se sa i dobët është ai Ai që të përballojë ndëshkimin e Allahut.
- Ashtu siç Allahu e lë në humbje dhe e shkatërron atë që është kriminel, Ai është edhe më i Kujdesshëm e më i Vëmendshëm për t’i ndihmuar e shpëtuar besimtarët e Vet.
- Nxjerrja e bimëve prej një toke të thatë e të vdekur tërësisht është argument bindës për Fuqinë e Allahut, se ashtu ka për ta bërë edhe ringjalljen e njerëzimit.

وَلَئِنْ أَرْسَلْنَا رِيحًا فَرَأَوْهُ مُصْفَرًّا لَّظَلُّوا۟ مِنۢ بَعْدِهِۦ يَكْفُرُونَ
٥١ فَإِنَّكَ لَا تُسْمِعُ ٱلْمَوْتَىٰ وَلَا تُسْمِعُ ٱلصُّمَّ ٱلدُّعَآءَ إِذَا وَلَّوْا۟
مُدْبِرِينَ ٥٢ وَمَآ أَنتَ بِهَٰدِ ٱلْعُمْىِ عَن ضَلَٰلَتِهِمْ ۖ إِن تُسْمِعُ إِلَّا
ثلاثة أرباع الحزب ٤١ مَن يُؤْمِنُ بِـَٔايَٰتِنَا فَهُم مُّسْلِمُونَ ٥٣ ۞ ٱللَّهُ ٱلَّذِى خَلَقَكُم
مِّن ضَعْفٍ ثُمَّ جَعَلَ مِنۢ بَعْدِ ضَعْفٍ قُوَّةً ثُمَّ جَعَلَ مِنۢ بَعْدِ
قُوَّةٍ ضَعْفًا وَشَيْبَةً ۚ يَخْلُقُ مَا يَشَآءُ ۖ وَهُوَ ٱلْعَلِيمُ ٱلْقَدِيرُ
٥٤ وَيَوْمَ تَقُومُ ٱلسَّاعَةُ يُقْسِمُ ٱلْمُجْرِمُونَ مَا لَبِثُوا۟ غَيْرَ
سَاعَةٍ ۚ كَذَٰلِكَ كَانُوا۟ يُؤْفَكُونَ ٥٥ وَقَالَ ٱلَّذِينَ أُوتُوا۟
ٱلْعِلْمَ وَٱلْإِيمَٰنَ لَقَدْ لَبِثْتُمْ فِى كِتَٰبِ ٱللَّهِ إِلَىٰ يَوْمِ ٱلْبَعْثِ ۖ
فَهَٰذَا يَوْمُ ٱلْبَعْثِ وَلَٰكِنَّكُمْ كُنتُمْ لَا تَعْلَمُونَ ٥٦ فَيَوْمَئِذٍ
لَّا يَنفَعُ ٱلَّذِينَ ظَلَمُوا۟ مَعْذِرَتُهُمْ وَلَا هُمْ يُسْتَعْتَبُونَ
٥٧ وَلَقَدْ ضَرَبْنَا لِلنَّاسِ فِى هَٰذَا ٱلْقُرْءَانِ مِن كُلِّ مَثَلٍ ۚ
وَلَئِن جِئْتَهُم بِـَٔايَةٍ لَّيَقُولَنَّ ٱلَّذِينَ كَفَرُوٓا۟ إِنْ أَنتُمْ إِلَّا
مُبْطِلُونَ ٥٨ كَذَٰلِكَ يَطْبَعُ ٱللَّهُ عَلَىٰ قُلُوبِ ٱلَّذِينَ لَا يَعْلَمُونَ
٥٩ فَٱصْبِرْ إِنَّ وَعْدَ ٱللَّهِ حَقٌّ ۖ وَلَا يَسْتَخِفَّنَّكَ ٱلَّذِينَ لَا يُوقِنُونَ ٦٠



(51) Ne u dërgojmë një erë të fuqishme *(nga erërat e larta)* dhe e shohin të shkretuar atë që kanë mbjellë, e pastaj të bërë byk të verdhë pas vyshkjes e tharjes së saj. Por ata, në vend që ta falënderojmë e madhërojnë Zotin e tyre që nuk i rrafshoi edhe ata me një furtunë edhe më të fuqishme se ajo, sërish vazhdojnë ta mohojnë Zotin e të jenë mosmirënjohës ndaj Tij.

(52) Ti (o i Dërguar) kurrë nuk do mund t'i bësh që të dëgjojnë të vdekurit, të cilëve tashmë u kanë vdekur zemrat në njohjen e Zotit të tyre. Nuk mund t'i bësh as të shurdhërit, që kanë marrë për zot dikë tjetër përveç Tij, që ta dëgjojë thirrjen tënde, kur i fton për të besuar Allahun Një e të Vetëm, aq më tepër kur ata ta kthejnë shpinën duke u larguar.

(53) Ashtu siç ti nuk mund t'i udhëzosh as të verbërit për tek Rruga e Drejtë, që t'i shpëtosh nga humbja e tyre, veçanërisht kur ata besojnë e ndjekin vetëm dy të parët. Ti mund ta bësh të dëgjojë vetëm atë që u beson argumenteve Tona *(si ato që ua përmendëm)*, duke i dëgjuar ato me vëmendje e duke u menduar rreth tyre, pasi vetëm ata të dëgjojnë, përfitojnë e të besojnë ty. Vetëm ata duan të ndjekin shembullin tënd, duke iu nënshtruar Zotit të tyre. Pikërisht këta janë edhe muslimanët *(të nënshtruarit)* e vërtetë, që e besojnë Zotin Një dhe e adhurojnë vetëm Atë.

(54) Allahu (o njerëz) është Ai i Cili e filloi nisi tuaj, kur ju ishit fare të dobët, duke ju filluar prej një pike fare. Pas kësaj dobësie në të cilën ju kaluat si embrion, foshnje e fëmijë, Ai ju dha forcë dhe ju bëri të fuqishëm. Pas kësaj fuqie, Ai ju kthen përsëri në të dobët e të pa fuqishëm dhe në fund të plakur. Ai krijon çfarë të dëshirojë, se Ai është i Gjithëdijshmi dhe i Plotfuqishmi për çdo gjë.

(55) Ditën kur të vijë Çasti që të ringjallen të gjithë për të dhënë llogari përpara Allahut, atë ditë do të pyeten kriminelët se sa kanë qëndruar në dynja. Ata do të betohen se nuk kanë qëndruar më shumë se një orë. Edhe kur ishin në dynja, ata betoheshin se nuk do të ringjalleshin dhe shmangeshin nga e Vërteta, prandaj edhe në Ditën e Gjykimit nuk e pranojnë se kanë jetuar më gjatë se aq.

(56) Ndërsa profetët dhe melekët, të cilëve Allahu u ka dhuruar dituri, do t'u thonë: "Ju qëndruat në tokë aq sa kishte shkruar Allahu në dijen e Tij të përhershme: që nga dita kur u krijuat e deri Ditën e Ringjalljes, të cilën ju e mohuat. Kjo është dita kur të gjithë njerëzit ngrihen nga varret e tyre, mirëpo ju nuk e dinit se ringjallja ishte e pashmangshme, prandaj e mohuat atë!".

(57) Atë ditë, atyre që kanë bërë padrejtësi e zullume në tokë, nuk ka për t'u bërë aspak dobi justifikimi e keqardhja e tyre, as nuk do t'u jepet më mundësia të pendohen dhe të kërkojnë falje që të fitojnë kënaqësinë e Tij, pasi koha për këtë ka përfunduar.

(58) Vërtet që Ne njerëzve u kemi sjellë çdo shembull në këtë Kuran, që atyre t'u mjaftojë për ta kuptuar të kotën e tyre dhe të Vërtetën e Allahut, Njëshmërinë dhe Fuqinë e Tij Absolute. Sikur ti (o i Dërguar) do t'u kishe ardhur atyre me çfarëdolloj argumenti a mrekullie, që t'u provonte të vërtetën tënde, përsëri mohuesit e Allahut do të kishin thënë: "Ju besoni veçse në gjëra të kota!".

(59) Ja, kështu Allahu ua vulos zemrat atyre që nuk e dinë e nuk duan ta njohin madhështinë, fuqinë dhe mëshirën e Tij ndaj tyre.

(60) Prandaj, duro (o i Dërguar), sepse premtimi i Allahut që të është dhënë *(për fitoren e romakëve kundër persëve e fitoren tënde ndaj tyre)* është i Vërtetë e do ta realizojë Ai që e ka premtimin vendim. Mos e prish kurrsesi qetësinë e maturinë tënde për shkak të bezdisjes që ta shkaktojnë skeptikët, të cilët asnjëherë nuk janë të sigurt.

## Mësime nga ajetet:

• Humbja e besimit në mëshirën e Allahut gjatë fatkeqësisë është veçori e mohuesve. • Udhëzimi për tek e Vërteta është në dorë të Vetë Allahut e jo në dorë të të Dërguarit të Tij. • Edhe vetë fazat e jetës të njeriut janë prova që i tregojnë njeriut se ai është i robëruar brenda ligjeve që i ka caktuar Zoti i tij.

• Bllokimi i zemrave ndodh për shkak të mosinteresimit për ta njohur Zotin dhe për shkak të gjynaheve.

ترتيبها ٣١ سُورَةُ لُقْمَانَ آياتها ٣٤

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

الٓمٓ ١ تِلْكَ ءَايَٰتُ ٱلْكِتَٰبِ ٱلْحَكِيمِ ٢ هُدًى وَرَحْمَةً
لِّلْمُحْسِنِينَ ٣ ٱلَّذِينَ يُقِيمُونَ ٱلصَّلَوٰةَ وَيُؤْتُونَ ٱلزَّكَوٰةَ وَهُم
بِٱلْءَاخِرَةِ هُمْ يُوقِنُونَ ٤ أُو۟لَٰٓئِكَ عَلَىٰ هُدًى مِّن رَّبِّهِمْ ۖ وَأُو۟لَٰٓئِكَ
هُمُ ٱلْمُفْلِحُونَ ٥ وَمِنَ ٱلنَّاسِ مَن يَشْتَرِى لَهْوَ ٱلْحَدِيثِ
لِيُضِلَّ عَن سَبِيلِ ٱللَّهِ بِغَيْرِ عِلْمٍ وَيَتَّخِذَهَا هُزُوًا ۚ أُو۟لَٰٓئِكَ لَهُمْ
عَذَابٌ مُّهِينٌ ٦ وَإِذَا تُتْلَىٰ عَلَيْهِ ءَايَٰتُنَا وَلَّىٰ مُسْتَكْبِرًا
كَأَن لَّمْ يَسْمَعْهَا كَأَنَّ فِىٓ أُذُنَيْهِ وَقْرًا ۖ فَبَشِّرْهُ بِعَذَابٍ أَلِيمٍ ٧
إِنَّ ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ وَعَمِلُوا۟ ٱلصَّٰلِحَٰتِ لَهُمْ جَنَّٰتُ ٱلنَّعِيمِ ٨
خَٰلِدِينَ فِيهَا ۖ وَعْدَ ٱللَّهِ حَقًّا ۚ وَهُوَ ٱلْعَزِيزُ ٱلْحَكِيمُ ٩ خَلَقَ
ٱلسَّمَٰوَٰتِ بِغَيْرِ عَمَدٍ تَرَوْنَهَا ۖ وَأَلْقَىٰ فِى ٱلْأَرْضِ رَوَٰسِىَ أَن تَمِيدَ
بِكُمْ وَبَثَّ فِيهَا مِن كُلِّ دَآبَّةٍ ۚ وَأَنزَلْنَا مِنَ ٱلسَّمَآءِ مَآءً فَأَنۢبَتْنَا
فِيهَا مِن كُلِّ زَوْجٍ كَرِيمٍ ١٠ هَٰذَا خَلْقُ ٱللَّهِ فَأَرُونِى مَاذَا
خَلَقَ ٱلَّذِينَ مِن دُونِهِۦ ۚ بَلِ ٱلظَّٰلِمُونَ فِى ضَلَٰلٍ مُّبِينٍ ١١



## SURJA “LLUKMAN”

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Urdhërimi për të zbatuar urtësitë e Kur’anit dhe paralajmërimi nga mosmarrja në konsideratë e tyre.

### Shpjegimi i ajeteve:

1 Elif, Lam, Mim!

2 Këto janë argumentet e Librit të Urtësisë, të cilat Ne po t’i shpallim ty (o i Dërguar), në mënyrë që njerëzit të thellohen rreth tyre për t’i kuptuar e përfituar prej tyre.

3 Vërtet që ky Libër është udhëzim dhe mëshirë për njerëzit e mirë, duke i udhëzuar e drejtuar për tek më e mira dhe mëshira, me kryerjen e përgjegjësive të veta, si ndaj Zotit, ashtu edhe ndaj njerëzve.

4 Udhëzim për ata të cilët e kryejnë namazin në formën më të kompletuar e të rregullt; që japin zekatin e pasurisë së tyre; dhe sa i përket besimit të tyre në jetën tjetër ata janë të bindur, duke shpresuar që me këtë ata të fitojnë mëshirën e Allahut si në këtë botë, ashtu edhe në botën tjetër.

5 Pikërisht këta, që i fituan këto cilësi, janë në Rrugën e Udhëzimit të Zotit të tyre. ’ S’ka dyshim se ata që vazhdojnë ta ndjekin në këtë Rrugë do të jenë edhe fitimtarët, të cilët do ta arrijnë shpëtimin e tyre.

*Pasi Allahu përmend cilësitë e njerëzve të mirë dhe veprat të cilat do t’i shpëtojnë e mbajnë të udhëzuar, Ai përmend edhe cilësitë e njerëzve të këqij, duke thënë:

6 E megjithatë, ka prej njerëzve *(siç ishte Nadir bin Harith)* që, për t’i devijuar edhe të tjerët prej Rrugës së Allahut, paguajnë njerëz të tjerë për t’i dëfryer, hutuar dhe shmangur ata me fjalë boshe e qejfi. Ato fjalë nuk përmbajnë asnjë dije e as diçka të dobishme, siç përmbajnë argumentet e Allahut, të cilat ata i kundërshtojnë e i përqeshin pa pasur kurrfarë dijeje.

Të tillët do të kenë një dënim poshtërues, si në këtë botë, ashtu edhe në botën tjetër.

7 Nëse i lexohen argumentet Tona të zbritura në Kuran, ai shmanget prej atyre, sikur të mos i kishte dëgjuar dhe largohet pastaj me mendjemadhësi, sikur në veshët e tij të kishte shurdhim. Atë (o Dërguar) paralajmëroje me një dënim të dhembshëm.

8 Vërtet ata që kanë besuar Allahun dhe kanë bërë vepra të mira do të kenë shpërblim kopshtet e Xhenetin të mirësive, në të cilat do të përjetojnë mirësitë që Allahu i ka përgatitur për ta.

9 Në ato kopshte të mirësive të Xhenetit, ata do të qëndrojnë përherë. Atyre u ka dhënë Allahu këtë premtim dhe premtimi i Allahut është i vërtetë. Ai për këtë është i Plotfuqishëm dhe Ai është i Urtë në gjithçka që bën, kur krijon, cakton dhe vë ligje.

10 Ai i ka krijuar edhe qiejt e lartë e gjithçka që është në to, duke i mbajtur ato në orbita e rregullsi, pa pasur nevojë për asnjë shtyllë që ju mund ta shihni. Gjithashtu në tokë vuri male të fiksuara, në mënyrë që ajo të mos lëkundet e tronditet bashkë me ju, pastaj përmbi sipërfaqen e saj Ai i shpërndau të gjitha llojet e kafshëve dhe gjallesave që ekzistojnë në të. Po ashtu Ne lëshojmë nga qielli edhe ujin e shiut, nëpërmjet të cilit Ne pastaj bëmë që të mbijnë të gjitha llojet e bimëve, që janë të mahnitshme për syrin tuaj dhe të dobishme për njerëzit dhe për kafshët.

11 Ky është krijimi i Allahut. Tani më tregoni ju (o njerëz) se çfarë kanë krijuar ata të tjerët, që ju i adhuroni dhe i ndiqni në vend të Tij, si të ishin zota?! Ata janë keqbërës zullumqarë dhe keqbërësit janë në humbje të qartë. Ata e mohojnë Krijuesin, që i krijoi të gjitha këto. dhe shkojnë e ndjekin ata që nuk mund të krijojnë asgjë tjetër përveç fjalëve të tyre boshe.

### Mësime nga ajetet:

• Bindja ndaj Allahut e shpie njeriun për tek shpëtimi, si në këtë botë, ashtu edhe në botën tjetër. • Çdo gjë që i pengon njerëzit prej Rrugës së Drejtë, qoftë ajo fjalë apo vepër, konsiderohet haram, prej të cilit duhet hequr dorë e duhet ruajtur. • Mendjemadhësia është arsyeja kryesore që e pengon njeriun për pranimin dhe ndjekjen e së Vërtetës. • Të veçuarit e Allahut si Krijuesi i Vetëm dhe sfidimi që Allahu u bën mohuesve me këto krijime madhështore.

وَلَقَدۡ ءَاتَيۡنَا لُقۡمَٰنَ ٱلۡحِكۡمَةَ أَنِ ٱشۡكُرۡ لِلَّهِۚ وَمَن يَشۡكُرۡ فَإِنَّمَا
يَشۡكُرُ لِنَفۡسِهِۦۖ وَمَن كَفَرَ فَإِنَّ ٱللَّهَ غَنِيٌّ حَمِيدٞ ١٢ وَإِذۡ قَالَ
لُقۡمَٰنُ لِٱبۡنِهِۦ وَهُوَ يَعِظُهُۥ يَٰبُنَيَّ لَا تُشۡرِكۡ بِٱللَّهِۖ إِنَّ ٱلشِّرۡكَ
لَظُلۡمٌ عَظِيمٞ ١٣ وَوَصَّيۡنَا ٱلۡإِنسَٰنَ بِوَٰلِدَيۡهِ حَمَلَتۡهُ أُمُّهُۥ
وَهۡنًا عَلَىٰ وَهۡنٖ وَفِصَٰلُهُۥ فِي عَامَيۡنِ أَنِ ٱشۡكُرۡ لِي وَلِوَٰلِدَيۡكَ
إِلَيَّ ٱلۡمَصِيرُ ١٤ وَإِن جَٰهَدَاكَ عَلَىٰٓ أَن تُشۡرِكَ بِي مَا لَيۡسَ
لَكَ بِهِۦ عِلۡمٞ فَلَا تُطِعۡهُمَاۖ وَصَاحِبۡهُمَا فِي ٱلدُّنۡيَا مَعۡرُوفٗاۖ
وَٱتَّبِعۡ سَبِيلَ مَنۡ أَنَابَ إِلَيَّۚ ثُمَّ إِلَيَّ مَرۡجِعُكُمۡ فَأُنَبِّئُكُم
بِمَا كُنتُمۡ تَعۡمَلُونَ ١٥ يَٰبُنَيَّ إِنَّهَآ إِن تَكُ مِثۡقَالَ حَبَّةٖ مِّنۡ
خَرۡدَلٖ فَتَكُن فِي صَخۡرَةٍ أَوۡ فِي ٱلسَّمَٰوَٰتِ أَوۡ فِي ٱلۡأَرۡضِ يَأۡتِ
بِهَا ٱللَّهُۚ إِنَّ ٱللَّهَ لَطِيفٌ خَبِيرٞ ١٦ يَٰبُنَيَّ أَقِمِ ٱلصَّلَوٰةَ وَأۡمُرۡ
بِٱلۡمَعۡرُوفِ وَٱنۡهَ عَنِ ٱلۡمُنكَرِ وَٱصۡبِرۡ عَلَىٰ مَآ أَصَابَكَۖ إِنَّ ذَٰلِكَ
مِنۡ عَزۡمِ ٱلۡأُمُورِ ١٧ وَلَا تُصَعِّرۡ خَدَّكَ لِلنَّاسِ وَلَا تَمۡشِ فِي ٱلۡأَرۡضِ
مَرَحًاۖ إِنَّ ٱللَّهَ لَا يُحِبُّ كُلَّ مُخۡتَالٖ فَخُورٖ ١٨ وَٱقۡصِدۡ فِي مَشۡيِكَ
وَٱغۡضُضۡ مِن صَوۡتِكَۚ إِنَّ أَنكَرَ ٱلۡأَصۡوَٰتِ لَصَوۡتُ ٱلۡحَمِيرِ ١٩



(12) Vërtet që Ne i dhuruam Llukmanit kuptueshmëri të mprehtë e urtësi të thellë, derisa me këtë ai arriti të njohë edhe Njëshmërinë e Allahut e t'i thotë vetes: "Tregohu mirënjohës ndaj Allahut për të gjitha këto mirësi që të kanë rrethuar e për këtë aftësi që të ka dhuruar *(për t'i dalluar gjërat e për t'u qëlluar çështjeve siç janë)*, sepse ai që tregon mirënjohje, ai e bën për të mirën e vetes së vet. Ndërsa kush ka mohuar e është treguar mosmirënjohës, duke i përbuzur mirësitë e Tij, ta dijë se Allahu nuk ka nevojë për askënd, pasi Ai është i Vetëmjaftueshmi*(ku falënderimi nuk i shton Atij asgjë)* dhe i Vetëfalenderuar *(ku mohimi nuk i pakëson Atij asgjë)*!". (13) Përkujto (o i Dërguar)- kur Llukmani i tha të birit, duke i dhënë këshillën më të rëndësishme se çdo këshillë tjetër: "O biri im! Mos adhuro asnjë tjetër krahas Allahut, pasi ky është shirk *(idhujtari)* dhe shirku *(me lutjen, adhurimin e ndjekjen e dikujt tjetri përveç Allahut)* është padrejtësia më e madhe, pasi me të Madhështia e Allahut barazohet me paaftësinë e krijesave. Prandaj, kush e bën këtë, ka bërë gjynahun më të madh, të cilin Allahu nuk ia fal kurrë *(nëse njeriu nuk pendohet para vdekjes)*, duke përfunduar kështu në Zjarrin e Xhehenemit përgjithmonë!". *Pasi Allahu përmend përgjegjësinë e prindërve për ta mësuar dhe edukuar fëmijën rreth obligimit më të madh e më të rëndësishëm, prej të cilit varet e ardhmja e fëmijës së tyre, si për këtë botë, ashtu edhe në botën tjetër, më tej Allahu përmend rezultatin e këtij edukimi, duke e marrë Ai përgjegjësinë e edukimit të tij dhe duke e kthyer atë në dobi të prindërve dhe shoqërisë në tërësi:
(14) Ne e kemi urdhëruar njeriun që t'i nderojë e t'u bindet prindërve të vet, pasi nëna e tij e ka bartur atë, mundim pas mundimi, duke e ndarë atë nga gjiri brenda dy viteve, prandaj tregohu mirënjohës ndaj Meje *(që të krijova)* dhe ndaj dy prindërve të tu *(që u kujdesën për ty)*, pasi të gjithë ju tek Unë do të ktheheni në Ditën e Gjykimit. Atë ditë Unë kam për t'i dhënë secilit prej jush atë që e meriton, duke ju shpërblyer për durimin, sakrificat dhe të mirat që i keni bërë njëri-tjetrit apo duke ju ndëshkuar për padrejtësitë e sjelljen e keqe ndaj tyre. (15) Nëse ata këmbëngulin që ti *(të më mohosh Mua apo)* të adhurosh krahas Meje dikë tjetër si të barabartë me Mua, duke më bërë shirk *(idhujtari)* me dikë për të cilin ti nuk di *(të ketë krijuar)* asgjë, atëherë ti mos iu bind e mos i ndiq ata në lidhje me këtë, pasi nuk lejohet bindja ndaj krijesës duke kundërshtuar Krijuesin. Megjithatë, për sa u përket çështjeve dhe nevojave të jetës së kësaj bote, shoqëroji ata e shërbeu me mirësjellje e bamirësi. Ndërsa sa i përket besimit në Zot, ndiq vetëm rrugën e atij i cili është kthyer nga Unë me pendim, duke më adhuruar e njësuar vetëm Mua, pasi vetëm tek Unë do të jetë kthimi i të gjithëve në Ditën e Gjykimit. Atje Unë do t'ju shpërblej për gjithçka që keni vepruar.
*Pastaj Allahu u kthehet përsëri urtësive të Lukmanit, duke i përmendur ato si udhëzime të sistemuara për prindërit që duan t'i edukojnë fëmijët që ata të qëndrojnë vazhdimisht në rrugën e mirësisë. Kjo arrihet nëpërmjet: njohjes së Allahut, faljes së namazit, urdhërimit për mirë, ndalimit prej së keqes dhe durimit:
(16) "O biri im! Nëse ajo që ti ke bërë *(qoftë e mirë apo e keqe)* sado e vogël qoftë ajo, edhe në peshoftë sa kokrra e një sinapi *(a liri)* poshtë ndonjë shkëmbi që nuk mund ta shikojë askush, Allahu ka për ta nxjerrë prej atje duke e sjellë atë, aq sa është, në Ditën e Gjykimit, në mënyrë që çdokush të shpërblehet për atë që ka bërë. Vërtet që Allahu është i Butë ndaj jush për ato që i bëni gabimisht, por Ai është i Mirinformuar edhe për gënjeshtrat ndaj Tij, pasi Ai është i Gjithëdijshmi, që di gjithçka, sado e imët dhe e fshehur të jetë ajo. (17) O biri im! Kryeje faljen e namazit me përkushtim e meditim ndaj Tij, duke e plotësuar atë në formën më të mirë, ngadalë dhe qetë. Urdhëroji vazhdimisht njerëzit për tek e mira dhe pengoji ata nga e keqja. Pasi ta kesh bërë këtë, atëherë bëj durim në këtë rrugë *(sepse njerëzit zakonisht do të të kundërvihen)* dhe tregohu i qëndrueshëm në kryerjen e porosive të Allahut dhe në durimin ndaj asaj që Ai të ka caktuar. Me të vërtetë, këto që t'u thanë janë punët më të mëdha e më premtuese, që Allahu i ka vendosur për shpëtimin e njeriut, si në këtë botë ashtu edhe në botën tjetër. *Pasi përmenden detyrat që njeriu ka ndaj Allahut, vetes dhe shoqërisë, vjen porosia që njeriu të jetë gjithashtu edhe i sinqertë në dhembshurinë tij ndaj të tjerëve, duke e porositur njëkohësisht të rregullojë e ta pastrojë brendësinë e vet prej çdo përçmimi, mendjemadhësie, vetëpëlqimi dhe mburrjeje, duke mos e menduar veten të shpëtuar prej gjynaheve: (18) Si dhe mos e shtrembëro fytyrën tënde me përçmim e mendjemadhësi ndaj njerëzve, por bëhu i dashur, i afrueshëm e modest me ta, ashtu siç bëjnë njerëzit e mençur. Mos ec nëpër tokë me fodullëk e vetëpëlqim, sepse Allahu nuk do askënd që është fodull e mburret, edhe në qoftë prej atyre që falen, urdhërojnë për të mirë e ndalojnë nga e keqja dhe bëjnë durim, pasi nuk ka mirësi prej atij që mirësia nuk i ka bërë mirë vetë atij të parit. (19) Dhe vëri qëllim rrugëtimit tënd, duke ecur me maturi e i qetë mes njerëzve; as shpejt, që të të mos arrijnë dot ata që dëshiron të të shoqërojnë, por as ngadalë, që mos të të ikin mundësitë. Kur të këshillosh, folu njerëzve me zë të ulët e të qetë dhe mos e ngri zërin duke bërtitur e shqetësuar njerëzit, pasi nuk ka për ta pranuar kush këshillën e mençurinë me një zë të vrazhdë, se po të kishte qenë ashtu, atëherë zëri i gomarit është zëri më i vrazhdë!"

## Mësime nga ajetet:

• Allahu i Lartësuar i përmend me detaje vuajtjet e vështirësitë e nënës me lindjen, shqetësimin dhe gjidhënien, gjë e cila tregon se bamirësia ndaj saj *(mes dy prindërve)* duhet edhe më e madhe. • Dobia e veprave të mira dhe e keqja e veprave të këqija kthehet e bie tek vetë njeriu. • Domosdoshmëria e edukimit dhe e mësimit të hershëm të fëmijëve. • Gjithëpërfshirja morale e Islamit për të përmirësuar sjelljen e individit dhe shoqërisë.

أَلَمۡ تَرَوۡاْ أَنَّ ٱللَّهَ سَخَّرَ لَكُم مَّا فِي ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَمَا فِي ٱلۡأَرۡضِ وَأَسۡبَغَ
عَلَيۡكُمۡ نِعَمَهُۥ ظَٰهِرَةٗ وَبَاطِنَةٗۗ وَمِنَ ٱلنَّاسِ مَن يُجَٰدِلُ فِي ٱللَّهِ
بِغَيۡرِ عِلۡمٖ وَلَا هُدٗى وَلَا كِتَٰبٖ مُّنِيرٖ ٢٠ وَإِذَا قِيلَ لَهُمُ ٱتَّبِعُواْ
مَآ أَنزَلَ ٱللَّهُ قَالُواْ بَلۡ نَتَّبِعُ مَا وَجَدۡنَا عَلَيۡهِ ءَابَآءَنَآۚ أَوَلَوۡ كَانَ
الحزب ٤٢ ٱلشَّيۡطَٰنُ يَدۡعُوهُمۡ إِلَىٰ عَذَابِ ٱلسَّعِيرِ ٢١ ۞ وَمَن يُسۡلِمۡ
وَجۡهَهُۥٓ إِلَى ٱللَّهِ وَهُوَ مُحۡسِنٞ فَقَدِ ٱسۡتَمۡسَكَ بِٱلۡعُرۡوَةِ ٱلۡوُثۡقَىٰۗ
وَإِلَى ٱللَّهِ عَٰقِبَةُ ٱلۡأُمُورِ ٢٢ وَمَن كَفَرَ فَلَا يَحۡزُنكَ كُفۡرُهُۥٓۚ
إِلَيۡنَا مَرۡجِعُهُمۡ فَنُنَبِّئُهُم بِمَا عَمِلُوٓاْۚ إِنَّ ٱللَّهَ عَلِيمُۢ بِذَاتِ ٱلصُّدُورِ
٢٣ نُمَتِّعُهُمۡ قَلِيلٗا ثُمَّ نَضۡطَرُّهُمۡ إِلَىٰ عَذَابٍ غَلِيظٖ ٢٤
وَلَئِن سَأَلۡتَهُم مَّنۡ خَلَقَ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضَ لَيَقُولُنَّ ٱللَّهُۚ قُلِ
ٱلۡحَمۡدُ لِلَّهِۚ بَلۡ أَكۡثَرُهُمۡ لَا يَعۡلَمُونَ ٢٥ لِلَّهِ مَا فِي ٱلسَّمَٰوَٰتِ
وَٱلۡأَرۡضِۚ إِنَّ ٱللَّهَ هُوَ ٱلۡغَنِيُّ ٱلۡحَمِيدُ ٢٦ وَلَوۡ أَنَّمَا فِي ٱلۡأَرۡضِ
مِن شَجَرَةٍ أَقۡلَٰمٞ وَٱلۡبَحۡرُ يَمُدُّهُۥ مِنۢ بَعۡدِهِۦ سَبۡعَةُ أَبۡحُرٖ
مَّا نَفِدَتۡ كَلِمَٰتُ ٱللَّهِۚ إِنَّ ٱللَّهَ عَزِيزٌ حَكِيمٞ ٢٧ مَّا خَلۡقُكُمۡ
وَلَا بَعۡثُكُمۡ إِلَّا كَنَفۡسٖ وَٰحِدَةٍۚ إِنَّ ٱللَّهَ سَمِيعُۢ بَصِيرٌ ٢٨



(20) A nuk e shihni me vëmendje e të meditoni (o njerëz)- se si Allahu ju ka vënë nën shërbim gjithçka që është në qiej *(diellin, hënën, yjet, retë, shiun, atmosferën etj.)* dhe në tokë *(kafshët, bimët, detet, lumenjtë, malet, metalet etj.)*?!Ai jua bëri të lehtë përfitimin prej tyre, duke i plotësuar me këto dhuntitë e Veta ndaj jush, qofshin ato të dukshme e të padukshme?! Pavarësisht këtyre mirësive, ka njerëz që e kundërshtojnë hapur Fuqinë e Allahut për të shpallur Udhëzim për njerëzit- dhe refuzojnë Shpalljen e Muhamedit (Kuranin), pa u mbështetur në asnjë dije*(të studiuar)*, udhëzim të shpallur, si dhe në as në ndonjë Libër të ndriçuar.

(21) E kur kundërshtuesve u thuhet: “Ejani dhe ndiqeni atë që jua ka shpallur Allahu nëpërmjet të Dërguarit të Vet (Muhamedit) !” - ata përgjigjen: “Ne pasojmë atë besim në të cilin gjetëm të parët tanë!”. A thua, vallë, do t’i kishin ndjekur edhe nëse ata i fton shejtani, duke i mashtruar *(me zërin e tij)* për t’i bërë të përfundojnë në dënimin e Xhehenemit?!

(22) Kush i dorëzohet Allahut me sinqeritet, duke nënshtruar me tërë qenien e vet vetëm Atij dhe është bamirës, duke i bërë ato vetëm për hir të Tij, ai është kapur pas lidhjes më të sigurt, në të cilën ai mban shpresën e shpëtimit dhe nuk e ka frikë këputjen e saj. Vetëm tek Allahu do të kthehet gjithçka dhe Ai ka për t’ju shpërblyer e marrë në llogari për çdo gjë.

(23) Nëse dikush mohon, mos u shqetëso (o i Dërguar) nga mohimi i tyre, se ata të gjithë do të kthehen tek Ne Ditën e Gjykimit. Aty pastaj Ne do t’i vëmë në dijeni për të këqijat që kanë bërë sa ishin në dynja, duke i marrë në llogari për çdo gjë që kanë bërë. Dije se Allahu e di edhe atë që gjendet në zemrat e tyre, duke mos iu fshehur Atij asgjë.

(24) Atyre do t’u mundësojmë që të kënaqen për pak kohë me kënaqësitë e jetës së kësaj bote të përkohshme dhe pastaj në Ditën e Gjykimit do t’i ngjeshim, duke i shtyrë furishëm për në dënimin e ashpër të Zjarrit të Xhehenemit.

(25) Nëse i pyet ata (o i Dërguar): “Kush i krijoi qiejt dhe Tokën?!” Sigurisht që ata do të thonë: “Allahu!” Thuaju: “Falënderimi i qoftë Allahut! Ai e ka zbritur, pra, edhe Udhëzimin!” Mirëpo, shumica e tyre nuk e dinë këtë, pasi po ta dinin do ta ndiqnin Udhëzimin e Tij dhe do ta kishin pranuar se Ai është i Vetmi që e meriton të adhurohet. Ata nuk e pranojnë këtë, pasi ata e kanë barazuar Allahun me idhujt e tyre.

(26) Allahut i përkasin të gjitha ato që janë në qiej dhe në Tokë. Ai i ka krijuar, i zotëron dhe i drejton. E besoni apo e mohoni, në të vërtetë, Allahu nuk ka nevojë për të gjitha krijesat, pasi Ai është i Vetëmjaftueshmi dhe i Vetëfalenderuari, si në këtë botë ashtu edhe tjetrën.
* Allahu u bëri të qartë kundërshtuesve se Ai, ashtu siç krijoi qiejt, tokën e jetën në to, me të njëjtën Fuqi e Urtësi zbriti edhe udhëzime prej Tij me anë të shpalljeve për t’i orientuar se si ata duhet të jetonin në këtë jetë që u dhuroi. Ata hodhën dyshimin tjetër, duke i konsideruar të pamjaftueshme këto udhëzime për të qenë prej Tij. Mirëpo Allahu i sqaroi ata përsëri se udhëzimet që i zbret Ai janë në përputhje me nevojat që kanë njerëzit, pasi Fjalët, Dija dhe Urtësitë e Tij nuk kanë kufij.

(27) E sikur të gjithë drurët që gjenden në Tokë, të priteshin e të bëheshin penda shkrimi, si dhe deti të shndërrohej në bojë shkrimi, madje t’i shtoheshin edhe shtatë dete të tjera, Fjalët e Allahut nuk do të shtereshin. Allahu është i Plotfuqishëm për gjithçka. Atë asgjë nuk mund ta pengojë. Ai është i Urti, e çdo gjë e bën me Urtësinë e Vet Absolute.

(28) Krijimi dhe ringjallja e ju të gjithëve, kur Ai ta bëjë Ditën e Gjykimit, për Të nuk është ndryshe, veçse si rikrijimi dhe ringjallja e një njeriu të vetëm prej jush, pasi Atij i mjafton t’i thotë asaj “Bëhu!” dhe ajo bëhet. Në të vërtetë Allahu është Dëgjues i fjalëve të secilit prej jush, pa e shpërqendruar dëgjimi i fjalëve të ndonjërit në mesin tuaj. Ai është Shikues i veprave tuaja, pa e shpërqendruar të shikuarit e veprave të ndonjërit në mesin tuaj. Ai do t’jua marrë në llogari të gjithë juve për ato që keni thënë e keni vepruar ashtu si një njeriu të vetëm.

## Mësime nga ajetet:

• Mirësitë e Allahut janë mundësi për të treguar mirënjohje ndaj Tij dhe për t’i besuar Atij, e jo mundësi për qenë mohues e mosmirënjohës. • Rrezikshmëria e pasimit të verbër, veçanërisht në çështjet e besimit, që kanë të bëjnë me shpëtimin e njeriut në botën tjetër, pas të cilës nuk ka më kthim mbrapa. • Rëndësia e dorëzimit dhe e nënshtrimit ndaj Allahut, si dhe bërja e mirësive me vetëdije të plotë vetëm me qëllim të arritjes së Kënaqësisë së Tij. • Fjalët e Allahut nuk mund të kufizohen.

أَلَمۡ تَرَ أَنَّ ٱللَّهَ يُولِجُ ٱلَّيۡلَ فِي ٱلنَّهَارِ وَيُولِجُ ٱلنَّهَارَ فِي ٱلَّيۡلِ
وَسَخَّرَ ٱلشَّمۡسَ وَٱلۡقَمَرَۖ كُلّٞ يَجۡرِيٓ إِلَىٰٓ أَجَلٖ مُّسَمّٗى وَأَنَّ ٱللَّهَ
بِمَا تَعۡمَلُونَ خَبِيرٞ ٢٩ ذَٰلِكَ بِأَنَّ ٱللَّهَ هُوَ ٱلۡحَقُّ وَأَنَّ مَا يَدۡعُونَ
مِن دُونِهِ ٱلۡبَٰطِلُ وَأَنَّ ٱللَّهَ هُوَ ٱلۡعَلِيُّ ٱلۡكَبِيرُ ٣٠ أَلَمۡ تَرَ أَنَّ
ٱلۡفُلۡكَ تَجۡرِي فِي ٱلۡبَحۡرِ بِنِعۡمَتِ ٱللَّهِ لِيُرِيَكُم مِّنۡ ءَايَٰتِهِۦٓۚ إِنَّ
فِي ذَٰلِكَ لَأٓيَٰتٖ لِّكُلِّ صَبَّارٖ شَكُورٖ ٣١ وَإِذَا غَشِيَهُم مَّوۡجٞ
كَٱلظُّلَلِ دَعَوُاْ ٱللَّهَ مُخۡلِصِينَ لَهُ ٱلدِّينَ فَلَمَّا نَجَّىٰهُمۡ إِلَى ٱلۡبَرِّ
فَمِنۡهُم مُّقۡتَصِدٞۚ وَمَا يَجۡحَدُ بِـَٔايَٰتِنَآ إِلَّا كُلُّ خَتَّارٖ كَفُورٖ
٣٢ يَٰٓأَيُّهَا ٱلنَّاسُ ٱتَّقُواْ رَبَّكُمۡ وَٱخۡشَوۡاْ يَوۡمٗا لَّا يَجۡزِي وَالِدٌ
عَن وَلَدِهِۦ وَلَا مَوۡلُودٌ هُوَ جَازٍ عَن وَالِدِهِۦ شَيۡـًٔاۚ إِنَّ وَعۡدَ ٱللَّهِ
حَقّٞۖ فَلَا تَغُرَّنَّكُمُ ٱلۡحَيَوٰةُ ٱلدُّنۡيَا وَلَا يَغُرَّنَّكُم بِٱللَّهِ
ٱلۡغَرُورُ ٣٣ إِنَّ ٱللَّهَ عِندَهُۥ عِلۡمُ ٱلسَّاعَةِ وَيُنَزِّلُ ٱلۡغَيۡثَ
وَيَعۡلَمُ مَا فِي ٱلۡأَرۡحَامِۖ وَمَا تَدۡرِي نَفۡسٞ مَّاذَا تَكۡسِبُ غَدٗاۖ
وَمَا تَدۡرِي نَفۡسُۢ بِأَيِّ أَرۡضٖ تَمُوتُۚ إِنَّ ٱللَّهَ عَلِيمٌ خَبِيرُۢ ٣٤

آيَاتُهَا ٣٠ سُورَةُ ٱلسَّجۡدَةِ تَرۡتِيبُهَا ٣٢



(29) A nuk e sheh (o njeri) e të meditosh se si Allahu *(me Fuqinë, Kontrollin dhe Drejtimin e Vet)* herë e ndërfut natën në kufijtë e ditës dhe herë e ndërfut ditën në kufijtë e natës, duke e zgjatur e shkurtuar herë njërën e herë tjetrën *(në verë ditë të gjata e në dimër net të gjata, duke u përshtatur atyre)* dhe të meditosh se si Ai e ka nënshtruar edhe Diellin, edhe Hënën *(në shërbim të jetës)?!"* Secili prej tyre është në lëvizje deri në kohën e caktuar *(që të mos lëvizin më)* që të kuptoni se Allahu është i Mirinformuar për çdo lëvizje tuajën dhe ka për t'ju marrë në llogari për çdo gjë që veproni.

(30) Ky kontrollim e drejtim, duke u përcaktuar atyre rrugën e detyrën, janë dëshmi e mjaftueshme që ata ta kuptojnë se Allahu është i Vetmi Zot i Vërtetë dhe Absolut në çdo gjë që Ai e vepron. Ndërsa sa u përket atyre që adhurohen e ndiqen nga idhujtarët, ata janë të kotë dhe nuk ka asgjë që i mbështet. Allahu është i Larti përmbi të gjithë dhe mbi çdo gjë që ata thonë e mendojnë për Të, me tërë Qenien e Tij, me tërë Autoritetin e Tij dhe me tërë Fuqinë e Tij. Askush nuk mund të dalë mbi Të, Ai është më i Madhi se të gjithë.

(31) A nuk e shikon (o njeri) e të meditosh, se edhe anijet që lundrojnë nëpër det lundrojnë vetëm me Butësinë e mirësinë e Allahut?! Kjo për t'ju treguar juve (o njerëz) disa argumente të Veta, që tregojnë kujdesin e Tij ndaj jush, si dhe Fuqinë e Tij mbi ju. Vërtet që këtu ekzistojnë argumente të mjaftueshme për çdo njeri që dëshiron të jetë i durueshëm në vështirësi dhe mirënjohës në begati.

(32) Argument tjetër *(edhe më bindës)* për ta është fakti se, kur ata mbulohen nga dallgët e detit nga të gjitha anët si të ishin male të larta, aty ata thërrasin Allahun me lutje të sinqerta, duke iu lutur vetëm Atij. E sapo Allahu t'u përgjigjet atyre, t'i shpëtojë nga mbytja e t'i nxjerrë në tokë, një pjesë e tyre tregohen të lëkundur *(lidhur me Njësimin e Allahut e pranimin e lutjeve nga ana e Tij)*. Prej tyre ka që e refuzojnë *(që ta pranojnë këtë),* por argumenteve Tona u kundërvihen vetëm ata që janë dashakeqës, të pabesë e mosmirënjohës.

(33) O ju njerëz! Kijani frikën Zotit tuaj, duke i vënë në zbatim porositë e Tij e duke hequr dorë prej gjërave që Ai jua ka ndaluar! Frikësojuni dënimit të asaj Dite kur prindi nuk do të mund të ndihmojë fëmijën e vet për asgjë dhe as fëmija nuk do të mund ta ndihmojë prindin e vet për asgjë! Premtimi i Allahut për shpërblimin dhe ndëshkimin tuaj në Ditën e Gjykimit ka për të ndodhur në mënyrë të pashmangshme, prandaj mos t'ju mashtrojë jeta e kësaj bote me kënaqësitë dhe shfrenimet e saj! Mos t'ju mashtrojë shejtani në lidhje me Allahun- Butësinë dhe mëshirën e Tij ndaj jush duke mos ju ndëshkuar menjëherë.

(34) Vetëm Allahu e di Orën se kur do të bëhet Kijameti dhe orën se kur e lëshon shiun; ashtu si vetëm Ai e di se çfarë *(gjinie, fati dhe të ardhure)* ka *(ai embrion që është)* në barkun e shtatzanës. Ndërkohë që askush prej jush nuk di se çfarë do të fitojë nesër*(në tregtinë e tij)*, ashtu sikurse nuk di se në ç'vend të tokës do të vdesë. Allahu është i Gjithëdijshëm e Njohës i çdo gjëje, Atij nuk i fshihet asgjë prej tyre dhe prej veprave tuaja, të mira apo të këqija qofshin ato.

**Mësime nga ajetet:**

- Shkurtimi apo zgjatja e natës dhe e ditës, si dhe lëvizja e diellit dhe e hënës në orbitat e tyre, janë argumente që tregojnë Fuqinë, Kontrollin e mirësinë e Allahut të Lartësuar ndaj njerëzimit, që ata t'i jenë mirënjohës.
- Durimi dhe mirënjohja janë dy mënyra për të vlerësuar argumentet e Allahut.
- Frika prej dënimit në Ditën e Gjykimit e pengon besimtarin të mashtrohet me kënaqësitë e kësaj bote dhe të zhytet në hamendësimet e mashtrimet e mbjella prej shejtanëve, xhindë apo njerëz qofshin ata.
- Gjithëpërfshirja e Dijes së Allahut për të dukshmet dhe të padukshmet, për ato që kanë kaluar dhe ato që do të ndodhin në të ardhmen.

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

الٓمٓ ١ تَنزِيلُ ٱلۡكِتَٰبِ لَا رَيۡبَ فِيهِ مِن رَّبِّ ٱلۡعَٰلَمِينَ
٢ أَمۡ يَقُولُونَ ٱفۡتَرَىٰهُۚ بَلۡ هُوَ ٱلۡحَقُّ مِن رَّبِّكَ لِتُنذِرَ قَوۡمٗا
مَّآ أَتَىٰهُم مِّن نَّذِيرٖ مِّن قَبۡلِكَ لَعَلَّهُمۡ يَهۡتَدُونَ ٣ ٱللَّهُ
ٱلَّذِي خَلَقَ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضَ وَمَا بَيۡنَهُمَا فِي سِتَّةِ أَيَّامٖ
ثُمَّ ٱسۡتَوَىٰ عَلَى ٱلۡعَرۡشِۖ مَا لَكُم مِّن دُونِهِۦ مِن وَلِيّٖ وَلَا شَفِيعٍۚ
أَفَلَا تَتَذَكَّرُونَ ٤ يُدَبِّرُ ٱلۡأَمۡرَ مِنَ ٱلسَّمَآءِ إِلَى ٱلۡأَرۡضِ ثُمَّ يَعۡرُجُ
إِلَيۡهِ فِي يَوۡمٖ كَانَ مِقۡدَارُهُۥٓ أَلۡفَ سَنَةٖ مِّمَّا تَعُدُّونَ ٥ ذَٰلِكَ
عَٰلِمُ ٱلۡغَيۡبِ وَٱلشَّهَٰدَةِ ٱلۡعَزِيزُ ٱلرَّحِيمُ ٦ ٱلَّذِيٓ أَحۡسَنَ
كُلَّ شَيۡءٍ خَلَقَهُۥۖ وَبَدَأَ خَلۡقَ ٱلۡإِنسَٰنِ مِن طِينٖ ٧ ثُمَّ جَعَلَ
نَسۡلَهُۥ مِن سُلَٰلَةٖ مِّن مَّآءٖ مَّهِينٖ ٨ ثُمَّ سَوَّىٰهُ وَنَفَخَ فِيهِ مِن
رُّوحِهِۦۖ وَجَعَلَ لَكُمُ ٱلسَّمۡعَ وَٱلۡأَبۡصَٰرَ وَٱلۡأَفۡـِٔدَةَۚ قَلِيلٗا
مَّا تَشۡكُرُونَ ٩ وَقَالُوٓاْ أَءِذَا ضَلَلۡنَا فِي ٱلۡأَرۡضِ أَءِنَّا لَفِي
خَلۡقٖ جَدِيدِۢۚ بَلۡ هُم بِلِقَآءِ رَبِّهِمۡ كَٰفِرُونَ ١٠ ۞ قُلۡ يَتَوَفَّىٰكُم الحزب ٤٢
مَّلَكُ ٱلۡمَوۡتِ ٱلَّذِي وُكِّلَ بِكُمۡ ثُمَّ إِلَىٰ رَبِّكُمۡ تُرۡجَعُونَ ١١



## SURJA "ES-SEXHDE"

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Sqarimi i thelbit të krijimit të njeriut dhe i situatave nëpër të cilat kalon ai në këtë jetë dhe në jetën tjetër.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Elif, Lam, Mim!
(2) Nuk ka dyshim se Zbritja e këtij Libri tek Muhamedi -paqja qoftë mbi të!- është nga Vetë Zoti i gjithësisë.
(3) Vallë, po thonë: "Ai e ka trilluar atë vetë dhe ia ka mveshur atë Zotit?!" Kurrsesi! Ajo është e Vërteta e Zotit tënd (o i Dërguar) që Ai e ka zbritur për të paralajmëruar një popull, të cilit nuk i kishte ardhur ndonjë paralajmërues para teje, që t'u tregonte për dënimin e Allahut në botën tjetër, me shpresën se do ta pranonin e do ta ndiqnin Udhëzimin e Tij që të shpëtojnë.
(4) Allahu është Ai që ka krijuar qiejt dhe Tokën, si dhe çdo gjë që gjendet në to në një afat kohor prej gjashtë ditësh, në mënyrë që ju ta dini se tek Ai çdo gjë ka kohën e vet. ndonëse Ai mund t'i kishte krijuar ato në më pak kohë sesa hap e mbyll sytë. Pas kësaj Ai u ngrit në Arsh *(Froni Madhështor i Tij)*, me një ngritje që i përshtatet Lartmadhështisë së Tij.
Ndërsa se ju (o njerëz) nuk keni tjetër përveç Tij as kujdestarë që të kujdeset për ju e t'ju ndihmojë dhe as ndërmjetësues që të ndërmjetësojë për ju tek Ai. Ai është i Plotfuqishëm e i Gjithëdijshëm, që të kujdeset për secilin prej jush e t'ia pranojë lutjet e veprat e mira pa pasur nevojën e ndonjë ndërmjetësuesi. Vallë, a nuk po ju kujtohet *(se si Ai ju krijoi nga hiçi pa pasur nevojë as për ndërmjetësuesit tuaj dhe as për ndonjë ndihmues për këtë)*?!
(5) Ai, me Fuqinë e Tij, i jep drejtim Çështjes *(Kijametit)* nga qielli në Tokë dhe *(kur ta ketë kryer atë tek ju papritur e sa hap e mbyll sytë)* tek Ai kthehet brenda një dite, gjatësia e së cilës është sa një mijë vjet, sipas llogarive që i bëni ju *(në këtë botë)*.
(6) Ai është *(që e vendos atë Çështje është)* Njohësi i të fshehtave dhe të dukshmeve, Ai është i Plotfuqishmi, që nuk mund t'i shpëtojë askush dhe Mëshiruesi për këdo që i beson Atij e kërkon prej Tij mëshirë *(para se të vdesë)*.
(7) Është Ai i Cili e ka përkryer çdo gjë që ka e krijuar, ndërsa krijimin e njeriut *(babait të njerëzimit - Ademit)* e pati filluar prej balte, duke e krijuar në një formë që nuk ekzistonte më parë.
(8) Pastaj bëri që pasardhësit e tij të shumoheshin prej një rrjedhe të një uji të dobët *(farës së mashkullit)*.
(9) Pas kësaj Ai e formoi atë në formën që shihni, duke e bërë atë një njeri të kompletuar dhe pastaj fryu në të prej shpirtit të Vet, duke e urdhëruar një engjëll që t'i fusë shpirtin e t'i japë gjallëri.
Është Ai (o njerëz) që ju ka mundësuar juve dëgjimin, me të cilin dëgjoni; shikimin, me të cilin ju shikoni; dhe zemrat me të cilat ju ndieni e mendoni. Sa pak mirënjohës që jeni, për këto mirësi të Allahut që Ai u jua ka dhuruar!
(10) E ata që e mohonin ringjalljen thanë: "Vallë, pasi të vdesim e të zhdukemi nën tokë dhe trupat tanë të jenë kthyer në dhé, paskemi për t'u ringjallur përsëri?!" Ata nuk thonë kështu për të pyetur në lidhje me fuqinë e Allahut për këtë, por në të vërtetë ata duan të mohojnë pikërisht takimin me Zotin e tyre.
(11) Thuaju (o i Dërguar): "Juve do t'ju bëjë të vdisni engjëlli i vdekjes, të cilin Allahu e ka caktuar që t'ju marrë shpirtrat tuaj. Pastaj keni për t'u kthyer tek Zoti juaj Ditën e Gjykimit për të dhënë llogari e për të marrë atë që keni bërë, qoftë mirë apo keq".

### Mësime nga ajetet:

• Urtësia e dërgimit të të dërguarve është udhëzimi i popujve të tyre për tek Rruga e Drejtë e shpëtimi prej dënimit, si në këtë botë ashtu edhe në botën tjetër. • Pohimi që i bën Kurani cilësisë së ngritjes së Allahut mbi Fron, pa e përngjasuar e pa e përshkruar atë me asnjë lloj ngritjeje. • Mospranimi i ringjalljes nga ana e idhujtarëve, duke e konsideruar atë të pamundur, përkundër argumenteve të qarta që u ishin përmendur e kujtuar prej fuqisë së Allahut në krijimin e tyre.

وَلَوۡ تَرَىٰٓ إِذِ ٱلۡمُجۡرِمُونَ نَاكِسُواْ رُءُوسِهِمۡ عِندَ رَبِّهِمۡ
رَبَّنَآ أَبۡصَرۡنَا وَسَمِعۡنَا فَٱرۡجِعۡنَا نَعۡمَلۡ صَٰلِحًا إِنَّا مُوقِنُونَ
﴿١٢﴾ وَلَوۡ شِئۡنَا لَأٓتَيۡنَا كُلَّ نَفۡسٍ هُدَىٰهَا وَلَٰكِنۡ حَقَّ
ٱلۡقَوۡلُ مِنِّي لَأَمۡلَأَنَّ جَهَنَّمَ مِنَ ٱلۡجِنَّةِ وَٱلنَّاسِ أَجۡمَعِينَ
﴿١٣﴾ فَذُوقُواْ بِمَا نَسِيتُمۡ لِقَآءَ يَوۡمِكُمۡ هَٰذَآ إِنَّا نَسِينَٰكُمۡۖ
وَذُوقُواْ عَذَابَ ٱلۡخُلۡدِ بِمَا كُنتُمۡ تَعۡمَلُونَ ﴿١٤﴾ إِنَّمَا يُؤۡمِنُ
بِـَٔايَٰتِنَا ٱلَّذِينَ إِذَا ذُكِّرُواْ بِهَا خَرُّواْ سُجَّدٗا وَسَبَّحُواْ بِحَمۡدِ
رَبِّهِمۡ وَهُمۡ لَا يَسۡتَكۡبِرُونَ۩ ﴿١٥﴾ تَتَجَافَىٰ جُنُوبُهُمۡ سجدة
عَنِ ٱلۡمَضَاجِعِ يَدۡعُونَ رَبَّهُمۡ خَوۡفٗا وَطَمَعٗا وَمِمَّا رَزَقۡنَٰهُمۡ
يُنفِقُونَ ﴿١٦﴾ فَلَا تَعۡلَمُ نَفۡسٞ مَّآ أُخۡفِيَ لَهُم مِّن قُرَّةِ أَعۡيُنٖ
جَزَآءَۢ بِمَا كَانُواْ يَعۡمَلُونَ ﴿١٧﴾ أَفَمَن كَانَ مُؤۡمِنٗا كَمَن كَانَ فَاسِقٗاۚ
لَّا يَسۡتَوُۥنَ ﴿١٨﴾ أَمَّا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ وَعَمِلُواْ ٱلصَّٰلِحَٰتِ فَلَهُمۡ
جَنَّٰتُ ٱلۡمَأۡوَىٰ نُزُلَۢا بِمَا كَانُواْ يَعۡمَلُونَ ﴿١٩﴾ وَأَمَّا ٱلَّذِينَ فَسَقُواْ
فَمَأۡوَىٰهُمُ ٱلنَّارُۖ كُلَّمَآ أَرَادُوٓاْ أَن يَخۡرُجُواْ مِنۡهَآ أُعِيدُواْ فِيهَا
وَقِيلَ لَهُمۡ ذُوقُواْ عَذَابَ ٱلنَّارِ ٱلَّذِي كُنتُم بِهِۦ تُكَذِّبُونَ ﴿٢٠﴾



(12) Nëse do t'i shihje (o i Dërguar) kur gjynahqarët të ringjallen Ditën e Gjykimit, se si ata kokulur, për shkak të mohimit që i kanë bërë ringjalljes, duke u ndierë të poshtëruar para Zotit të tyre, do të thonë: "Zoti ynë! Tani e pamë dhe e dëgjuam atë që kemi mohuar në dynja - pra, ringjalljen dhe të Vërtetën me të cilën na erdhën të dërguarit e Tu. Na kthe edhe një herë në jetën e dynjasë, që të bëjmë vepra të mira që me to të fitojmë Kënaqësinë Tënde, pasi tani jemi plotësisht të bindur për këtë ringjallje e Vërtetësinë e asaj me të cilën na erdhën të dërguarit e Tu!"

Nëse do ta shihje gjendjen e tyre atë ditë (o i Dërguar) do të kishe parë një llahtari të madhe.

(13) Po të kishim dashur Ne (o i Dërguar) që t'i bënim njerëzit ta pranonin udhëzimin në këtë mënyrë *(me frikë e tmerr)*, atëherë secili prej tyre do të udhëzohej. Mirëpo Ne nuk e dëshirojmë këtë lloj besimi prej njerëzve, pasi ky do ishte imponim. Ne dëshirojmë që të vërtetohet Fjala Ime e Vërtetë mbi ata që janë kriminelë, mohues e mosmirënjohës, për të cilët kam thënë: "Unë kam për ta mbushur Xhehenemin plot e përplot me ata xhindë e njerëz që më kanë mohuar Mua. Se ata nuk kanë menduar rreth argumenteve të Mia që gjenden në horizonte dhe në vetet e tyre dhe argumenteve që Unë u pata dërguar nëpërmjet të dërguarve e Shpalljes. Në këtë mënyrë ata zgjodhën rrugën e humbjes, në vend të rrugës së besimit dhe të së drejtës!

(14) Ditën e Gjykimit, atyre u thuhet në formë qortimi dhë vërejtjeje: Vuajeni, pra, tani dënimin që ju qe premtuar, por që e patët shpërfillur në jetën e dynjasë! Ju e harruat qëllimisht takimin tuaj në këtë Ditë, duke mohuar se do të jepnit llogari. Kështu që edhe Ne po ju harrojmë qëllimisht ju, duke ju lënë në atë dënim, pa na interesuar vuajtja juaj (ashtu siç as juve nuk ju pati interesuar dënimi i Tij). Shijoni dënimin e Zjarrit të përhershëm, për shkak të asaj që keni bërë në dynja. Duke qenë se Allahu përmend gjendjen e idhujtarëve, Ai përmend edhe gjendjen e besimtarëve, duke thënë:

(15) Allahu dëshiron vetëm besimin e atyre që, me t'u lexuar dhe rikujtuar argumentet *(e vargjet)* Tona, ata menjëherë bien në sexhde duke e madhëruar dhe e falënderuar Zotin e tyre e duke thënë: "Subhanallahi ue bihamdihi*(I Lartësuar qoftë Allahu dhe vetëm Atij i përket falenderimi)*!" dhe nuk tregohen aspak mendjemëdhenj për këtë.

(16) Ata ngrihen nga shtrati në fundin e natës, duke lënë gjumin për t'u falur e për t'iu lutur Zotit, duke iu drejtuar Atij me drojë e frikë prej gjynaheve të tyre dhe me shpresë e synim në mëshirën e Tij. Janë pikërisht ata që japin lëmoshë prej asaj me të cilën Ne i kemi furnizuar, në ndihmë të Rrugës së Allahut dhe në ndihmë të njerëzve në nevojë. (17) Për ta nuk e di askush shpërblimin që Allahu u ka ruajtur në Xhenetin e Tij, prej kënaqësive dhe mrekullive të Tij, si shpërblim ndaj tyre për atë që kanë bërë në jetën e dynjasë. Këtë shpërblim të madh nuk mund ta perceptojë askush tjetër përveç Allahut.

(18) Vallë, njësoj është dikush që ka qenë besimtar e njeri i mirë, duke bërë vepra të mira e duke sakrifikuar kënaqësinë e rehatinë e vet për hir të Zotit, me dikë që ka qenë njeri i keq dhe i prishur, duke u dhënë pas shfrenimeve e gjynaheve në jetën e kësaj bote?! Kurrsesi, ata nuk janë njësoj! Edhe pas vdekjes ata nuk kanë për të qenë kurrë të barabartë! (19) Sa u përket atyre që kanë besuar Allahun, atë që u premtohej dhe kanë bërë vepra të mira, shpërblim do të kenë kopshtet e Xhenetit-Strehim, në të cilat do të qëndrojnë përgjithmonë. Ky shpërblim është përgatitur për ato vepra të mira që kanë bërë, duke qenë të bindur në shpërblimin e Tij, edhe pse nuk e kishin parë ndonjëherë. (20) Ndërsa ata që kanë dalë prej bindjes së Allahut, duke u prishur e shfrenuar me mohimin e Allahut dhe bërjen e gjynaheve, përfundimi i tyre në Ditën e Gjykimit do të jetë zjarri, ku do të qëndrojnë përgjithmonë. Sa herë do duan të dalin prej tij, do të kthehen aty forcërisht dhe do t'u thuhet me përçmim: "Shijoni dënimin e Zjarrit, të cilin ju e keni mohuar e konsideruar gënjeshtër në jetën e dynjasë, kur të dërguarit ju kërcënonin e ju frikësonin me të!"

### Mësime nga ajetet:

• Besimi i mohuesve në Ditën e Gjykimit nuk do të ketë asnjë dobi, pasi atëherë do të jetë bota e shpërblimit dhe e llogarisë, jo e përmirësimit dhe e mundësisë. • Rreziku i indiferencës dhe i neglizhencës për t'u përgatitur për takimin me Allahun në Ditën e Gjykimit. • Prej shenjave që tregojnë një udhëzim të mirë e të qëndrueshëm të besimtarit është edhe falja e namazit të natës, veçanërisht në një të tretën e fundit të natës.

وَلَنُذِيقَنَّهُم مِّنَ ٱلْعَذَابِ ٱلْأَدْنَىٰ دُونَ ٱلْعَذَابِ ٱلْأَكْبَرِ
لَعَلَّهُمْ يَرْجِعُونَ ٢١ وَمَنْ أَظْلَمُ مِمَّن ذُكِّرَ بِـَٔايَٰتِ رَبِّهِۦ ثُمَّ
أَعْرَضَ عَنْهَآ ۚ إِنَّا مِنَ ٱلْمُجْرِمِينَ مُنتَقِمُونَ ٢٢ وَلَقَدْ ءَاتَيْنَا
مُوسَى ٱلْكِتَٰبَ فَلَا تَكُن فِى مِرْيَةٍ مِّن لِّقَآئِهِۦ ۖ وَجَعَلْنَٰهُ
هُدًى لِّبَنِىٓ إِسْرَٰٓءِيلَ ٢٣ وَجَعَلْنَا مِنْهُمْ أَئِمَّةً يَهْدُونَ بِأَمْرِنَا
لَمَّا صَبَرُوا۟ ۖ وَكَانُوا۟ بِـَٔايَٰتِنَا يُوقِنُونَ ٢٤ إِنَّ رَبَّكَ هُوَ
يَفْصِلُ بَيْنَهُمْ يَوْمَ ٱلْقِيَٰمَةِ فِيمَا كَانُوا۟ فِيهِ يَخْتَلِفُونَ
٢٥ أَوَلَمْ يَهْدِ لَهُمْ كَمْ أَهْلَكْنَا مِن قَبْلِهِم مِّنَ ٱلْقُرُونِ
يَمْشُونَ فِى مَسَٰكِنِهِمْ ۚ إِنَّ فِى ذَٰلِكَ لَـَٔايَٰتٍ ۖ أَفَلَا يَسْمَعُونَ
٢٦ أَوَلَمْ يَرَوْا۟ أَنَّا نَسُوقُ ٱلْمَآءَ إِلَى ٱلْأَرْضِ ٱلْجُرُزِ فَنُخْرِجُ
بِهِۦ زَرْعًا تَأْكُلُ مِنْهُ أَنْعَٰمُهُمْ وَأَنفُسُهُمْ ۖ أَفَلَا يُبْصِرُونَ
٢٧ وَيَقُولُونَ مَتَىٰ هَٰذَا ٱلْفَتْحُ إِن كُنتُمْ صَٰدِقِينَ ٢٨
قُلْ يَوْمَ ٱلْفَتْحِ لَا يَنفَعُ ٱلَّذِينَ كَفَرُوٓا۟ إِيمَٰنُهُمْ وَلَا هُمْ
يُنظَرُونَ ٢٩ فَأَعْرِضْ عَنْهُمْ وَٱنتَظِرْ إِنَّهُم مُّنتَظِرُونَ ٣٠

ترتيبها ٣٣ — سُورَةُ الأَحْزَابِ — آياتها ٧٣



(21) Megjithatë, Ne, të tillë mohues të ringjalljes, që kanë dalë prej bindjes ndaj Zotit, kemi për t'i ndëshkuar herë pas here me një pjesë të dënimit të vogël në jetën e kësaj bote, si: sprova dhe fatkeqësi, para se t'i përfshijë dënimi i madh, që është përgatitur për ta në botën tjetër, nëse ata nuk pendohen e nuk kthehen tek Zoti i tyre.

(22) Kush mund të jetë keqbërës më i madh se dikush që, edhe pse i janë përkujtuar argumentet e Zotit të vet, me anë të dërguarve dhe Shpalljes, ai jo vetëm që nuk u vë veshin atyre, por edhe u kthen shpinën, duke mos iu bërë vonë për çfarë paralajmërohej?! Me të vërtetë që Ne kemi hequr dorë prej kriminelëve, duke i lënë të vazhdojnë në mohimin, gjynahet dhe mospërfilljen e argumenteve të Allahut, derisa të përfundojnë tek ndëshkimi i Tij, të cilin nuk e besonin.

(23) Ne, madje edhe Musait i dhamë Librin *(Teuratin)*, prandaj mos dysho aspak (o i Dërguar) se edhe ti do ta kesh një të tillë *(Libër me Ligje Hyjnore)* Libër, të cilin e e patëm bërë për bijtë e Israilit udhërrëfyes e udhëzues,

(24) Ne bëmë prej Bijve të Izraelit prijës, tek të cilët njerëzit mbështeteshin për të vërtetën dhe të cilët i orientonin të tjerët në rrugën e drejtë me lejen dhe përkrahjen Tonë. Kjo, sepse ata i zbatonin me durim urdhërimet dhe ndalimet e Allahut, i duronin lëndimet që pësonin në rrugën e Tij, si dhe i besonin me bindje shpalljet që Allahu kishte zbritur të dërguarve në popullin e tyre.

*Pasi Allahu u solli hebrenjve si shembull shpalljen e Musait dhe shembullin e Librit të Tij, në mënyrë që ata ta vërtetonin edhe Shpalljen e Muhamedit dhe të Librit të tij, që është si ai i Musait *(sipas asaj që gjenin në Librat e tyre)*, hebrenjtë u përçanë me njëritjetrin në lidhje me cilësitë e përmendura në Teurat për Muhamedin, duke i interpretuar ato në mënyra të ndryshme e duke e mohuar se bëhej fjalë për Muhamedin në ato citate. Në lidhje me këtë, Allahu thotë:

(25) Vërtetë që Zoti yt (o i Dërguar) ka për ta ndarë çështjen e tyre me Drejtësinë e Vet në Ditën e Gjykimit, në lidhje me çfarë i bëri ata të përçaheshin sa i përket pranimit të vërtetësisë tënde.

(26) A nuk u pati sqaruar, vallë, atyre mjaftueshëm Teurati, se sa e sa popuj ndër shekuj përpara tyre *(hebrenjve)* Ne i patëm shkatërruar për shkak se ata kishin mohuar të dërguarit e Tanë, ndërkohë që ata sot po ecin në të njëjtat vende ku ata kishin ndërtuar shtëpitë e tyre?! Me të vërtetë që në këtë që po u thuhet ekzistojnë argumente. Vallë, përsëri nuk dëshirojnë, që t'ia vënë veshin?!

(27) A nuk e vërejnë, vallë, se jemi Ne që e lëshojmë ujin e shiut në një tokë të shkretuar dhe me të bëjmë të mbijnë kullota e prodhime bujqësore, me të cilat ata ushqejnë kafshët e tyre e ushqehen dhe vetë?! Vallë, as këtë nuk e shohin, e ta kuptojnë Fuqinë e Allahut mbi ta, i Cili mund privojë prej kësaj mirësie kur të dëshirojë e t'i zhdukë ata menjëherë?!

(28) Përveç kësaj, ata thanë: "Kur do të jetë fitorja juaj, ashtu siç fitoi Musai, nëse jeni të sinqertë në atë që pretendoni?"

(29) Thuaju (o i Dërguar): "Ditën e triumfit tonë, *(ashtu si me Faraonin dhe ushtrinë e tij)* atyre që kanë qenë mohues nuk ka për t'iu bërë asnjë dobi besimi i tyre *(pasi atë ditë ata do të jenë kundër nesh)* dhe atyre nuk do t'u jepet asnjë afat pas asaj dite!".

(30) Pastaj, largohu prej tyre (o i Dërguar) dhe vetëm prit se çfarë do të bëjnë *(a do besojnë apo jo)*, pasi edhe ata janë duke pritur se çfarë do të ngjajë *(a do të realizohet ky premtim apo jo)*!

## Mësime nga ajetet:

• Ndëshkimi i mohuesve në jetën e kësaj bote është një mundësi që ata të pendohen. • Pohimi i përputhjes mes Muhamedit dhe Musait në të gjitha cilësitë dhe shpalljet e tyre, si dhe takimi i tyre natën e Israsë dhe Miraxhit. • Durimi dhe besimi i palëkundur janë dy cilësi të rëndësishme, pa të cilat besimtari nuk e arrin dot gradën e imamit *(udhëheqës)* në udhëzim dhe fe. • Mohimi i të Dërguarit nga ana e hebrenjve dhe kërcënimi që u bëri atyre i Dërguari i Allahut në fund të sures u realizua pas tradhtisë që ata i bënë atij e besimtarëve në luftën e Hendekut, pas së cilës edhe u përzunë nga Medina.

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

الحزب ٤٢ يَٰٓأَيُّهَا ٱلنَّبِيُّ ٱتَّقِ ٱللَّهَ وَلَا تُطِعِ ٱلۡكَٰفِرِينَ وَٱلۡمُنَٰفِقِينَۚ إِنَّ
ٱللَّهَ كَانَ عَلِيمًا حَكِيمٗا ١ وَٱتَّبِعۡ مَا يُوحَىٰٓ إِلَيۡكَ
مِن رَّبِّكَۚ إِنَّ ٱللَّهَ كَانَ بِمَا تَعۡمَلُونَ خَبِيرٗا ٢ وَتَوَكَّلۡ
عَلَى ٱللَّهِۚ وَكَفَىٰ بِٱللَّهِ وَكِيلٗا ٣ مَّا جَعَلَ ٱللَّهُ لِرَجُلٖ مِّن
قَلۡبَيۡنِ فِي جَوۡفِهِۦۚ وَمَا جَعَلَ أَزۡوَٰجَكُمُ ٱلَّٰٓـِٔي تُظَٰهِرُونَ
مِنۡهُنَّ أُمَّهَٰتِكُمۡۚ وَمَا جَعَلَ أَدۡعِيَآءَكُمۡ أَبۡنَآءَكُمۡۚ ذَٰلِكُمۡ قَوۡلُكُم
بِأَفۡوَٰهِكُمۡۖ وَٱللَّهُ يَقُولُ ٱلۡحَقَّ وَهُوَ يَهۡدِي ٱلسَّبِيلَ ٤
ٱدۡعُوهُمۡ لِأٓبَآئِهِمۡ هُوَ أَقۡسَطُ عِندَ ٱللَّهِۚ فَإِن لَّمۡ تَعۡلَمُوٓاْ ءَابَآءَهُمۡ
فَإِخۡوَٰنُكُمۡ فِي ٱلدِّينِ وَمَوَٰلِيكُمۡۚ وَلَيۡسَ عَلَيۡكُمۡ جُنَاحٞ فِيمَآ
أَخۡطَأۡتُم بِهِۦ وَلَٰكِن مَّا تَعَمَّدَتۡ قُلُوبُكُمۡۚ وَكَانَ ٱللَّهُ
غَفُورٗا رَّحِيمًا ٥ ٱلنَّبِيُّ أَوۡلَىٰ بِٱلۡمُؤۡمِنِينَ مِنۡ أَنفُسِهِمۡۖ
وَأَزۡوَٰجُهُۥٓ أُمَّهَٰتُهُمۡۗ وَأُوْلُواْ ٱلۡأَرۡحَامِ بَعۡضُهُمۡ أَوۡلَىٰ بِبَعۡضٖ
فِي كِتَٰبِ ٱللَّهِ مِنَ ٱلۡمُؤۡمِنِينَ وَٱلۡمُهَٰجِرِينَ إِلَّآ أَن تَفۡعَلُوٓاْ إِلَىٰٓ
أَوۡلِيَآئِكُم مَّعۡرُوفٗاۚ كَانَ ذَٰلِكَ فِي ٱلۡكِتَٰبِ مَسۡطُورٗا ٦



## SURJA "EL-AHZAB"

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

### Qëllimet e sures:

Nxjerrja në pah e përkujdesjes së Allahut ndaj të Dërguarit të Vet, duke e mbrojtur atë dhe familjen e tij.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) O i Dërguar! Tregohu i qëndrueshëm, ti dhe ata që janë me ty, në devotshmërinë tënde ndaj Allahut, duke i vënë në zbatim urdhrat e Tij dhe duke u larguar prej ndalesave të Tij! Frikësoju vetëm Allahut dhe mos i ndiq mohuesit dhe hipokritët në çfarë thonë e u pëlqen, pasi Allahu është i Gjithëdijshëm për çdo gjë që ata kurdisin dhe i Urtë në gjithçka që Ai bën e urdhëron.

(2) Ti ndiq vetëm atë që të është shpallur ty nga Zoti yt, pasi Allahu di mirë për çdo gjë që ju e vepron! Atij nuk i fshihet asgjë prej jush dhe ka për t'ju shpërblyer e marrë në llogari për çdo gjë që ju bëni.

(3) Mbështetju vetëm Allahut, për të gjitha çështjet e tua, pasi Allahu i Lartësuar është Kujdestar e Mbrojtës i mjaftueshëm për këdo që kërkon mbështetjen e Tij e mbështetet vetëm tek Ai!

*Pas kësaj, Allahu përmend disa prej dyshimeve e mashtrimeve që hipokritët e mohuesit i përhapnin në shoqëri, në mënyrë që me to të tregonin epërsi apo të tregonin se ata kishin traditat e zakonet e tyre të pandryshueshme, që nëse prekeshin, njerëzit mund të mos e pranonin Islamin:

(4) Asnjë njeriu Allahu nuk i ka dhënë dy zemra në kraharorin e tij *(siç pretendonin disa idhujtarë mekas)*, ashtu siç nuk mund t'i konsideroni gratë tuaja të ndaluara si nëna, duke u thënë: "Më je bërë si shpina e nënës sime!" E po ashtu nuk mund të konsiderohen si bij të vërtetë as ata që i birësoni. Të gjitha këto janë zakone të para Islamit dhe fjalë që i thoni me gojë, por që s'përputhen me të vërtetën. Gruaja nuk është nëna juaj *(nuk është e ndaluar si nëna)* dhe as fëmija i birësuar nuk është fëmija juaj *(nuk gëzon të drejtat ligjore të fëmijës biologjik)*. Allahu i thotë këto të vërteta, që njerëzit të veprojnë sipas tyre dhe Ai orienton në rrugë të drejtë.

(5) Thërritini ata sipas etërve të tyre, pasi kjo është drejtësi tek Allahu. E nëse ndodh që ju të mos e dini emrin e etërve të tyre, atëherë ata janë vëllezërit tuaj në të njëjtin besim dhe në kujdestarinë tuaj.
Ju, për këto gjynahe që u përmenden, nuk do të merreni në përgjegjësi, nëse gaboni pa dashje dhe flisni diçka kaq të padrejtë, por Ai do t'ju marrë në përgjegjësi nëse e thoni qëllimisht atë me zemër. Dijeni se Allahu është Falës dhe Mëshirues i shkuarës së atyre që pendohen e kërkojnë falje.

(6) Po të kishte qenë dikush që do të mund të quhej si baba i besimtarëve, atëherë Pejgamberi është më parësori të quhet i tillë, pasi ai është më i mëshirshëm e u do të mirën atyre, më shumë sesa ata mund të jenë ndaj vetes së tyre, ndërsa gratë e tij do të ishin nënat e tyre. Të gjithë të afërmit e tyre sipas afërsisë që kanë me të Dërguarin do të kishin qenë më parësorë për ta pasur këtë vlerësim e mbështetje tek besimtarët. Më pas vijnë ata për të cilët është treguar në Librin e Allahut, besimtarët e hershëm, që kanë besuar të parët dhe pastaj muhaxhirinët, që lanë gjithçka për këtë besim e fe për të ndjekur e mbrojtur të Dërguarin e Allahut. Kjo përveç ndonjë rasti kur ju (o ensarët) dëshironi që t'u bëni ndonjë të mirë njerëzve tuaj, që i keni nën kujdestari apo jeni nën kujdestarinë e tyre, duke i mbështetur ekonomikisht ata në fillim, në vend të tyre *(muhaxhirinëve)*. Në këtë rast, kjo për ju është e lejuar dhe ka qenë shënuar edhe para këtij ajeti *(në një ajet tjetër)* në Libër- Kuran *(shih: el-Enfal:75)*.

### Mësime nga ajetet:

- Nuk ka njeri më punëmirë sesa ai që urdhëron për mirë dhe ndalon nga e keqja.
- Mosmarrja në përgjegjësi e gabimeve të këtij Umeti, nëse ato bëhen pa dashje e pa qëllim.
- Obligimi i dhënies përparësi dëshirës dhe pozitës së Pejgamberit përpara dhënies përparësi vetes.
- Sqarimi i pozitës së lartë që kanë tek besimtarët gratë e Pejgamberit, martesën me të cilat Allahu e ndaloi, pasi ato konsiderohen nënat e besimtarëve.

وَإِذۡ أَخَذۡنَا مِنَ ٱلنَّبِيِّـۧنَ مِيثَٰقَهُمۡ وَمِنكَ وَمِن نُّوحٖ وَإِبۡرَٰهِيمَ
وَمُوسَىٰ وَعِيسَى ٱبۡنِ مَرۡيَمَۖ وَأَخَذۡنَا مِنۡهُم مِّيثَٰقًا غَلِيظٗا ٧
لِّيَسۡـَٔلَ ٱلصَّٰدِقِينَ عَن صِدۡقِهِمۡۚ وَأَعَدَّ لِلۡكَٰفِرِينَ عَذَابًا أَلِيمٗا
٨ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ ٱذۡكُرُواْ نِعۡمَةَ ٱللَّهِ عَلَيۡكُمۡ إِذۡ جَآءَتۡكُمۡ
جُنُودٞ فَأَرۡسَلۡنَا عَلَيۡهِمۡ رِيحٗا وَجُنُودٗا لَّمۡ تَرَوۡهَاۚ وَكَانَ ٱللَّهُ
بِمَا تَعۡمَلُونَ بَصِيرًا ٩ إِذۡ جَآءُوكُم مِّن فَوۡقِكُمۡ وَمِنۡ أَسۡفَلَ
مِنكُمۡ وَإِذۡ زَاغَتِ ٱلۡأَبۡصَٰرُ وَبَلَغَتِ ٱلۡقُلُوبُ ٱلۡحَنَاجِرَ
وَتَظُنُّونَ بِٱللَّهِ ٱلظُّنُونَا۠ ١٠ هُنَالِكَ ٱبۡتُلِيَ ٱلۡمُؤۡمِنُونَ وَزُلۡزِلُواْ
زِلۡزَالٗا شَدِيدٗا ١١ وَإِذۡ يَقُولُ ٱلۡمُنَٰفِقُونَ وَٱلَّذِينَ فِي قُلُوبِهِم
مَّرَضٞ مَّا وَعَدَنَا ٱللَّهُ وَرَسُولُهُۥٓ إِلَّا غُرُورٗا ١٢ وَإِذۡ قَالَت طَّآئِفَةٞ
مِّنۡهُمۡ يَٰٓأَهۡلَ يَثۡرِبَ لَا مُقَامَ لَكُمۡ فَٱرۡجِعُواْۚ وَيَسۡتَـٔۡذِنُ فَرِيقٞ
مِّنۡهُمُ ٱلنَّبِيَّ يَقُولُونَ إِنَّ بُيُوتَنَا عَوۡرَةٞ وَمَا هِيَ بِعَوۡرَةٍۖ إِن يُرِيدُونَ
إِلَّا فِرَارٗا ١٣ وَلَوۡ دُخِلَتۡ عَلَيۡهِم مِّنۡ أَقۡطَارِهَا ثُمَّ سُئِلُواْ ٱلۡفِتۡنَةَ
لَأٓتَوۡهَا وَمَا تَلَبَّثُواْ بِهَآ إِلَّا يَسِيرٗا ١٤ وَلَقَدۡ كَانُواْ عَٰهَدُواْ
ٱللَّهَ مِن قَبۡلُ لَا يُوَلُّونَ ٱلۡأَدۡبَٰرَۚ وَكَانَ عَهۡدُ ٱللَّهِ مَسۡـُٔولٗا ١٥



7 Përkujto, o i Dërguar, kur Ne morëm besën e pathyeshme prej të dërguarve, që ta transmetonin gjithçka që u zbriti Allahu e të mos e fshihnin asgjë prej saj, ashtu siç e morëm dhe prej teje. Ne e morëm besën edhe prej Nuhut, Ibrahimit, Musait, Isait - birit të Merjemes. Të gjithë na dhanë një besë të fortë, se do ta përmbushnin atë që u ishte besuar, domethënë përçimin e Mesazhit të Allahut.

8 Allahu e mori këtë besë të fortë prej këtyre të dërguarve, në mënyrë që t'i pyeste të sinqertët për vërtetësinë e tyre *(të dërguarve)*, që me përgjigjen e tyre *(të sinqertëve)* Ai t'u mbyllë gojë mohuesve të Allahut dhe të Dërguarit e Tij. Allahu u ka përgatitur mohuesve një dënim vërtet të dhembshëm.

9 O ju që i besoni e i kryeni veprat me të cilat Allahut ju ka urdhëruar! Kujtojeni mirësinë e madhe të Allahut ndaj jush *(në betejën e Hendekut)*, kur ju erdhi në Medinë një ushtri mohuesish gjigante nga e gjithë Arabia, mbështetur madje edhe nga hipokritët dhe hebrenjtë e Medinës. Ata kishin qëllim që t'ju zhduknin nga faqja e dheut një herë e përgjithmonë. Mirëpo, Ne dërguam mbi ta një stuhi të fuqishme ere me rërë, si dhe një ushtri me engjëj, të cilën ju nuk e patë. Pas kësaj mohuesit do t'ia mbathnin duke mos arritur asgjë prej asaj që synonin. Ndërkohë, Allahu i shikonte të gjitha ato që ju bënit: hapjen e mundimshme të Hendekut, sakrificat dhe rezistencën tuaj, si dhe çdo gjë që ju thonit e vepronit. Atij nuk i fshihej asgjë prej jush, vepra për të cilat ju shpërbleu e do t'ju shpërblejë edhe në Ditën e Gjykimit.

10 Ata ju sulmuan nga sipër luginës *(me shigjetat e tyre)* dhe nga poshtë saj, duke ju goditur me kalorësinë e tyre, si nga lindja, ashtu edhe nga perëndimi. Ndërkohë shikimet tuaja shpërqendroheshin nga sulmet herë nga njëra anë e herë nga ana tjetër. Nga rrahjet e fuqishme prej frikës që kishit, gati sa zemrat nuk ju arritën tek fyti dhe aty ju mendonit për Allahun lloj-lloj gjërash, të cilat asnjëri prej jush nuk i mendonte si tjetri.

11 Aty, pra, në atë luftë të Hendekut, u vunë në provë vërtet të vështirë besimtarët dhe u tronditën fuqishëm, për shkak të asaj me të cilën u përballën. Pikërisht aty u dallua ai që kishte besim të fortë në Fuqinë e Allahut dhe ndihmën e Tij prej atij që kishte besim të dobët në premtimin e Allahut për t'i dhënë Pejgamberit të Vet fitoren e premtuar, ashtu siç ia dha edhe Musait kundër Faraonit dhe ushtrisë së tij.

12 Aty hipokritët dhe ata që në zemrat e tyre kishin sëmundjen e dyshimit, thoshin: "Allahu dhe i Dërguari i tij na paska premtuar veç një mashtrim, kur na thoshin se Allahu do na bënte vend në tokë e do të na mundësonte të triumfonim kundër armiqve tanë!"

13 Si dhe atëherë kur një pjesë prej tyre iu drejtuan, duke iu thënë: "O banorët e Jethribit *(me emrin para Islamit, e jo siç e quanin besimtarët - Medine!)* Nuk ka qëndresë nga ju që do mund t'i bëjë ballë kësaj ushtrie, nëse rrini pranë këtij hendeku. Prandaj kthehuni e mbrojini gratë e fëmijët në shtëpitë tuaja!"
Ndërkohë që një grup prej tyre kërkonin leje prej Pejgamberit, duke thënë: "Është e vërtetë. Shtëpitë tona janë të pambrojtura!", edhe pse ato në të vërtetë nuk ishin të pambrojtura siç pretendonin. mirëpo ata e thonin këtë gënjeshtër si justifikim, pasi donin t'ia mbathnin prej armikut.

14 E jo vetëm kaq, por, nëse atyre do u kishin depërtuar ushtritë e idhujtarëve nga të gjitha anët e Medinës e të ishin pushtuar, të tillëve, nëse do t'iu kërkohej të ktheheshin edhe një herë në idhujtari e ta mohonin Allahun e ta shanin të Dërguarin e Tij e t'i vrisnin besimtarët, edhe këtë ata do ta kishin bërë. Madje këtë do ta kishin bërë që aty, por vetëm një moment shumë i shkurtër i pengoi ta bënin këtë, të cilin ata e prisnin për t'u bërë me idhujtarët kundër jush.

15 Ndërkohë që ata hipokritë i kishin dhënë besën Allahut se kurrë nuk do t'ia kthenin shpinën Atij dhe as të Dërguarit të Tij, betim ky për të cilin tek Allahu do të jepet llogari!

## Mësime nga ajetet:

• Pozita e lartë e pesë të dërguarve të mëdhenj, që njihen ndryshe edhe si "Ulul-Azmi". • Mbështetja dhe përkrahja që Allahu u bën robërve të Vet besimtarë sa herë që ata përballen me vështirësi e sprova të fuqishme. • Poshtërimi që hipokritët u bëjnë besimtarëve, për shkak të të cilëve ata përballen me sprova. • Poshtërsia e hipokritëve për të pritur rastin më të volitshëm për të shfaqur mohimin e tyre.

قُل لَّن يَنفَعَكُمُ ٱلۡفِرَارُ إِن فَرَرۡتُم مِّنَ ٱلۡمَوۡتِ أَوِ ٱلۡقَتۡلِ وَإِذٗا
لَّا تُمَتَّعُونَ إِلَّا قَلِيلٗا ١٦ قُلۡ مَن ذَا ٱلَّذِي يَعۡصِمُكُم مِّنَ ٱللَّهِ
إِنۡ أَرَادَ بِكُمۡ سُوٓءًا أَوۡ أَرَادَ بِكُمۡ رَحۡمَةٗۚ وَلَا يَجِدُونَ لَهُم مِّن دُونِ
ٱللَّهِ وَلِيّٗا وَلَا نَصِيرٗا ١٧ ۞ قَدۡ يَعۡلَمُ ٱللَّهُ ٱلۡمُعَوِّقِينَ مِنكُمۡ وَٱلۡقَآئِلِينَ
لِإِخۡوَٰنِهِمۡ هَلُمَّ إِلَيۡنَاۖ وَلَا يَأۡتُونَ ٱلۡبَأۡسَ إِلَّا قَلِيلًا ١٨ أَشِحَّةً
عَلَيۡكُمۡۖ فَإِذَا جَآءَ ٱلۡخَوۡفُ رَأَيۡتَهُمۡ يَنظُرُونَ إِلَيۡكَ تَدُورُ أَعۡيُنُهُمۡ
كَٱلَّذِي يُغۡشَىٰ عَلَيۡهِ مِنَ ٱلۡمَوۡتِۖ فَإِذَا ذَهَبَ ٱلۡخَوۡفُ سَلَقُوكُم
بِأَلۡسِنَةٍ حِدَادٍ أَشِحَّةً عَلَى ٱلۡخَيۡرِۚ أُوْلَٰٓئِكَ لَمۡ يُؤۡمِنُواْ فَأَحۡبَطَ
ٱللَّهُ أَعۡمَٰلَهُمۡۚ وَكَانَ ذَٰلِكَ عَلَى ٱللَّهِ يَسِيرٗا ١٩ يَحۡسَبُونَ
ٱلۡأَحۡزَابَ لَمۡ يَذۡهَبُواْۖ وَإِن يَأۡتِ ٱلۡأَحۡزَابُ يَوَدُّواْ لَوۡ أَنَّهُم
بَادُونَ فِي ٱلۡأَعۡرَابِ يَسۡـَٔلُونَ عَنۡ أَنۢبَآئِكُمۡۖ وَلَوۡ كَانُواْ فِيكُم
مَّا قَٰتَلُوٓاْ إِلَّا قَلِيلٗا ٢٠ لَّقَدۡ كَانَ لَكُمۡ فِي رَسُولِ ٱللَّهِ أُسۡوَةٌ حَسَنَةٞ
لِّمَن كَانَ يَرۡجُواْ ٱللَّهَ وَٱلۡيَوۡمَ ٱلۡأٓخِرَ وَذَكَرَ ٱللَّهَ كَثِيرٗا ٢١
وَلَمَّا رَءَا ٱلۡمُؤۡمِنُونَ ٱلۡأَحۡزَابَ قَالُواْ هَٰذَا مَا وَعَدَنَا ٱللَّهُ وَرَسُولُهُۥ
وَصَدَقَ ٱللَّهُ وَرَسُولُهُۥۚ وَمَا زَادَهُمۡ إِلَّآ إِيمَٰنٗا وَتَسۡلِيمٗا ٢٢



(16) Thuaju, o i Dërguar: “Nuk ka për t’ju bërë dobi ikja, nëse ju dëshironi t’i ikni vdekjes apo ekzekutimit tuaj, madje edhe nëse do të arrinit të shpëtonit, ju do kishit jetuar vetëm për pak kohë!”.

(17) (Pastaj) thuaju: “Kush do të ishte ai që do t’ju shpëtonte prej caktimit të Allahut, nëse Ai me këtë (caktim për të vdekur) ka dëshiruar për ju ndonjë të keqe (si ndëshkim për hipokrizinë tuaj) ose ndonjë mëshirë (me rënien shehidë)?!” Askush nuk do i kishte shpëtuar ata, nëse Allahu do u kishte caktuar atyre vdekjen aty. Përveç Allahut ata nuk kanë për të gjetur asnjë mbrojtës dhe as ndonjë ndihmues.

(18) Vërtet, Allahu i njeh shumë mirë edhe sabotuesit në mesin tuaj, të cilët i pengonin të tjerët për të luftuar përkrah të Dërguarit të Allahut. Ata u thonin vëllezërve të tyre: “Ejani me ne dhe mos shkoni në luftë me ata, që të mos vriteni! Kemi frikë se do të vrtieni.” Këta pengues nuk vinin për t’u përballur me armikun dhe as nuk merrnin pjesë në luftë, përveçse ndonjëherë rrallë, sa për të mos u turpëruar e të mos kuptohej se ata nuk duan ta ndihmojnë fenë e Allahut apo të Dërguarin e Tij.

(19) Ata ngurronin t’ju ndihmonin juve, o besimtarë, madje nuk i linin as të tjerët ta bënin këtë. E sa herë që i kaplonte frika gjatë sulmeve, ti (o i Dërguar) i sheh se si të shikojnë ty duke i rrotulluar e përpëlitur sytë, sikur të ishin në prag të vdekjes. E sa herë që kalonte rreziku dhe frika, ata ju shponin me gjuhët e tyre të mprehta, duke ju privuar prej çdo të mire, madje edhe prej një fjale të mirë mbështetëse apo ndonjë tolerimi për diçka më shumë prej plaçkës së luftës. Ata nuk kanë besuar as Allahun dhe as Ditën e Gjykimit, ndaj Allahu ua ka fshirë atyre të gjitha veprat që kanë bërë e nuk e pranon asgjë prej tyre. Sigurisht që kjo gjë është e lehtë për Allahun.

*Edhe pse Allahu i shpartalloi radhët e ushtrive të armikut, duke ua prishur atyre çadrat nëpërmjet një stuhie me rërë dhe një ere të fuqishme, hipokritët përhapnin panik në mesin e besimtarëve duke mos e pranuar se Allahu i mposhti ushtritë e i bëri kundërshtarët të tërhiqeshin e ta linin luftën pa arritur asnjë fitore. prandaj Allahu i qetësoi besimtarët, duke u thënë:

(20) Ata, nga frika që kanë, akoma vazhdojnë të mendojnë se ushtritë aleate nuk janë larguar. Por edhe nëse ushtritë aleate do të ktheheshin përsëri, ata ose do kishin dëshiruar të kishin qenë jashtë Medines në mesin e nomadëve të shkretëtirës e të pyesnin njerëzit se ç’ndodhi me ju, sikur të mos kishin qenë fare me ju. Ose, nëse do të kishin qenë në mesin tuaj, ata kurrë nuk do të kishin luftuar përkrah jush, përveçse pak, sa për të mos u zbuluar tërësisht hipokrizia e tyre.

*Pasi Allahu ua kujtoi besimtarëve atë kohë aq të rrezikshme, kur sulme të tilla bëheshin aq dendur, saqë disa herë muslimanët mezi e mbanin frymën; përmendi gjithashtu edhe karakterin e Pejgamberit teksa Medina gjendej e rrethuar nga çdo anë. Brenda saj, jo vetëm burrat, por edhe gratë e fëmijët ishin në rrezik vdekjeje. Megjithatë, Pejgamberi këmbëngulte e u kërkonte besimtarëve të adhuronin Allahun me përpikëri e përkushtim pesë herë në ditë, si gjëja më e shtrenjtë për ta. Ndaj dhe Allahu thotë për të:

(21) Ju, o besimtarë, keni tek fjala dhe vepra e të Dërguarit të Allahut shembullin më të përkryer. Ai u përfshi edhe vetë në luftë për të mbrojtur fenë e Allahut, duke u bërë kështu shembull i përjetshëm për këdo që shpreson shpërblimin dhe mëshirën e Allahut, që beson Ditën e Gjykimit dhe punon për të dhe e përmend Allahun shumë. Ndërsa Ai, që nuk beson në Ditën e Gjykimit dhe nuk e kujton shumë Allahun nuk e pason të Dërguarin e Allahut ﷺ.

(22) Ndërsa besimtarët, ndryshe nga hipokritët (që nuk u besonin tregimeve të Allahut në Kuran), kur i panë ushtritë e mohuesve të bashkuara kundër Pejgamberit e dobësisë së tyre, (iu kujtua ballafaqimi i Musait me Faraonin dhe ushtritë e tij) thanë: “Kjo është ajo përballje vendimtare mes të kotës dhe të Vërtetës që na e pati premtuar Allahu dhe i Dërguari i Tij prej kohësh. Kjo na e shton edhe më shumë bindjen se Allahu dhe i Dërguari i Tij thonë të Vërtetën!” (Shih: es-Sexhde:21) E ajo ushtri gjigante, jo vetëm që ata nuk i lëkundi, por atyre u shtoi edhe më shumë besimin dhe përkushtimin ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij.

## Mësime nga ajetet:

• Vdekja për njeriun është caktuar, prandaj ai nuk ka pse ta ketë frikë atë vdekje që nuk i është caktuar, siç nuk mund t’i ikë vdekjes që Allahu ka caktuar për të. • Sabotimi në mbrojtjen e rrugës së Allahut është cilësi e hipokritëve. • I Dërguari i Allahut është shembulli më i mirë i besimtarëve në çdo fjalë dhe vepër të tijën. • Besimi i palëkundur në Allahun dhe të nënshtruarit ndaj Tij janë cilësi të besimtarëve të vërtetë.

مِّنَ ٱلْمُؤْمِنِينَ رِجَالٌ صَدَقُوا۟ مَا عَٰهَدُوا۟ ٱللَّهَ عَلَيْهِ ۖ فَمِنْهُم مَّن
قَضَىٰ نَحْبَهُۥ وَمِنْهُم مَّن يَنتَظِرُ ۖ وَمَا بَدَّلُوا۟ تَبْدِيلًا ﴿٢٣﴾ لِّيَجْزِىَ
ٱللَّهُ ٱلصَّٰدِقِينَ بِصِدْقِهِمْ وَيُعَذِّبَ ٱلْمُنَٰفِقِينَ إِن شَآءَ أَوْ
يَتُوبَ عَلَيْهِمْ ۚ إِنَّ ٱللَّهَ كَانَ غَفُورًا رَّحِيمًا ﴿٢٤﴾ وَرَدَّ ٱللَّهُ ٱلَّذِينَ
كَفَرُوا۟ بِغَيْظِهِمْ لَمْ يَنَالُوا۟ خَيْرًا ۚ وَكَفَى ٱللَّهُ ٱلْمُؤْمِنِينَ
ٱلْقِتَالَ ۚ وَكَانَ ٱللَّهُ قَوِيًّا عَزِيزًا ﴿٢٥﴾ وَأَنزَلَ ٱلَّذِينَ ظَٰهَرُوهُم مِّنْ
أَهْلِ ٱلْكِتَٰبِ مِن صَيَاصِيهِمْ وَقَذَفَ فِى قُلُوبِهِمُ ٱلرُّعْبَ
فَرِيقًا تَقْتُلُونَ وَتَأْسِرُونَ فَرِيقًا ﴿٢٦﴾ وَأَوْرَثَكُمْ أَرْضَهُمْ
وَدِيَٰرَهُمْ وَأَمْوَٰلَهُمْ وَأَرْضًا لَّمْ تَطَـُٔوهَا ۚ وَكَانَ ٱللَّهُ عَلَىٰ كُلِّ
شَىْءٍ قَدِيرًا ﴿٢٧﴾ يَٰٓأَيُّهَا ٱلنَّبِىُّ قُل لِّأَزْوَٰجِكَ إِن كُنتُنَّ تُرِدْنَ
ٱلْحَيَوٰةَ ٱلدُّنْيَا وَزِينَتَهَا فَتَعَالَيْنَ أُمَتِّعْكُنَّ وَأُسَرِّحْكُنَّ
سَرَاحًا جَمِيلًا ﴿٢٨﴾ وَإِن كُنتُنَّ تُرِدْنَ ٱللَّهَ وَرَسُولَهُۥ وَٱلدَّارَ
ٱلْءَاخِرَةَ فَإِنَّ ٱللَّهَ أَعَدَّ لِلْمُحْسِنَٰتِ مِنكُنَّ أَجْرًا عَظِيمًا ﴿٢٩﴾
يَٰنِسَآءَ ٱلنَّبِىِّ مَن يَأْتِ مِنكُنَّ بِفَٰحِشَةٍ مُّبَيِّنَةٍ يُضَٰعَفْ
لَهَا ٱلْعَذَابُ ضِعْفَيْنِ ۚ وَكَانَ ذَٰلِكَ عَلَى ٱللَّهِ يَسِيرًا ﴿٣٠﴾



(23) Në mesin e besimtarëve pati burra të atillë që e përmbushën premtimin që ia kishin dhënë Allahut, duke u treguar të qëndrueshëm e të duruar në përpjekjen e tyre për të mbrojtur rrugën e Allahut. Tashmë disa prej tyre e kanë arritur qëllimin e tyre, duke vdekur apo duke u vrarë në mbrojtje të rrugës së Allahut, ndërsa disa të tjerë janë akoma në pritje që t'u jepet kjo mundësi, në mënyrë që edhe ata të bien shehidë *(dëshmorë)* në mbrojtjen e rrugës së Tij. Ata janë tepër të vendosur për këtë, ndryshe nga ajo çfarë bënë hipokritët me premtimin që kishin dhënë. (24) Kjo ishte vetëm një sprovë për ju, në mënyrë që Allahu t'i shpërblejë të sinqertët për mbajtjen besës së dhënë duke përmbushur atë që ia patën premtuar Allahut. Po ashtu (kjo ishte një sprovë) që t'i dënojë hipokritët, për shkak të mospërfshirjes për të sakrifikuar për Allahun dhe të Dërguarit të Tij, duke mos ua pranuar pendimin për atë që kanë bërë, nëse Ai e dëshiron këtë, ose t'i falë duke ua pranuar pendimin, nëse ata pendohen dhe i kërkojnë falje. Vërtet, Allahu është **Gafur** *(Mbulues e Falës i gjynaheve)* ndaj kujtdo që i kërkon falje dhe **Rrahim** *(Mëshirëplotë)* ndaj atyre që sakrifikojnë për t'i vënë në zbatim porositë dhe dispozitat e Allahut. (25) Allahu i zmbrapsi mohuesit e mbledhur nga tërë Arabia *(Kurejshët, Gatafanët dhe fiset që u ishin bashkuar)*, bashkë me mllefin dhe hidhërimin e tyre, duke mos arritur prej asaj që ata shpresonin e dëshironin asnjë lloj të mire *(as fitore e as famë)* pa asnjë humbje për besimtarët. Allahu gjithmonë do t'u mjaftojë besimtarëve të Vet në luftë, ashtu siç u dërgoi armiqve të tyre erën e stuhishme me rërë e zbriti engjëj për ta. Dijeni se Allahu gjithmonë ka qenë **Kauij** *(i Fortë)*, që e përmban zemërimin dhe ndëshkimin e Tij dhe asnjë ushtri mund të matet me fuqinë e Tij. . Ai ka qenë gjithmonë edhe **Aziz** *(i Plotfuqishëm)* dhe po të donte mund t'i shkatërronte ata tërësisht, siç i shkatërroi edhe popujt mohues përpara tyre. (26) Për sa u përket hebrenjve, ndjekësve të Librit të mëparshëm - Teuratit, të cilët i ndihmuan dhe i mbështetën ushtritë aleate kundër Pejgamberit dhe besimtarëve, duke u treguar të pabesë ndaj marrëveshjes me ju, o besimtarë, ju e patë vetë se si Allahu i nxori ata prej kështjellave të veta, në të cilat ata ishin të sigurt prej çdo armiku. Ju e patë se si Ai futi në zemrat e tyre frikën dhe tmerrin prej jush, ku një pjesë prej tyre, për shkak të asaj çfarë bënë, i vratë e një pjesë prej tyre i robëruat.

(27) Ashtu siç ju dha juve trashëgim tokën e tyre me gjithçka që ata e kishin punuar e mbjellë, me kopshtet dhe palmat e tyre, me shtëpitë dhe pasuritë e tyre të patundshme, Ai ka për t'ju dhënë edhe tokën që ju kurrë nuk e keni shkelur më parë, - qoftë ajo e Hajberit, e lindjes apo e perëndimit. Allahu ka mundësi për çdo gjë. Pra, mos ua vër veshin mohuesve dhe hipokritëve, pasi Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.

** Meqë i Dërguari i Allahut ua shpërndante njerëzve në nevojë gjithçka që kishte, duke ruajtur për vete vetëm pak gjë, gratë e tij u përpoqën që ta bindnin të mbante diçka më shumë prej pasurisë që u binte në dorë muslimanëve, në mënyrë që edhe ato të gëzoheshin e t'u përmirësohej sadopak mirëqenia. Allahu sqaroi se rruga e Tij nuk mund të bashkohet me lakminë e kësaj bote:*

(28) O Pejgamber! Thuaju grave të tua, që kërkojnë prej teje shtimin e të mirave të tyre: "Kjo është jeta modeste, që unë dëshiroj të bëj. Nëse ju nuk dëshironi të bëni të njëjtën jetë *(të thjeshtë)* me mua, por dëshironi jetën e kësaj bote, bukuritë e kënaqësitë e saj, atëherë, pasi ta keni menduar mirë e vendosur, ejani që unë t'jua jap atë pasuri e të mirat e shkurorëzimit tuaj dhe t'ju ndaj me mirësjellje, duke qenë të kënaqura dhe aspak të dëmtuara prej kësaj.

(29) Por nëse ju zgjidhni të bëni durim në këtë rrugë, siç unë dëshiroj të jetoj, me qëllim që të fitoni kënaqësinë e Allahut dhe kënaqësinë e të Dërguarit të Tij, si dhe dëshironi ta keni të sigurt Xhenetin në botën tjetër, atëherë bëni durim me atë që ju mjafton. Allahu ka përgatitur një shpërblim vërtet të madh për secilën prej jush që bën vepra të mira, duke duruar e duke ruajtur një marrëdhënie të mirë bashkëshortore". **Pasi gratë e Pejgamberit zgjodhën të gjitha Allahun dhe të Dërguarin e Tij, Allahu i Lartësuar u drejtohet atyre, si nënat e besimtarëve që ishin, me disa këshilla e porosi serioze, që prej tyre të përfitonin edhe gratë e besimtarëve, duke e zgjedhur Allahu këtë mënyrë të tërthortë për to, në mënyrë që të mos pezmatoheshin ndjenjat e tyre e të mos arrinin tek keqkuptimi i këshillës:* (30) O gratë e Pejgamberit! Nëse Ditën e Gjykimit ndonjëra prej jush do të vijë me ndonjë gjynah të bërë hapur, fjalë apo ndonjë zgjedhje, ndryshe nga ajo që ka thënë apo zgjedhur Allahu e i Dërguari i Tij, të cilën njerëzit kanë për ta marrë si shembull, në vend të shembullit që ka lënë e ka porositur i Dërguari i Allahut, asaj Allahu ka për t'ia dyfishuar dënimin në Ditën e Gjykimit. Kjo për shkak të pozitës dhe vlerës që Allahu u ka dhënë atyre në sytë e besimtarëve, duke i quajtur nënat e besimtarëve dhe për shkak të figurës së Pejgamberit. Ky dyfishim i dënimit për Allahun është shumë i lehtë.

## Mësime nga ajetet:

• Vlerësimi që u bën Allahu sahabëve *(shoqëruesve)* të të Dërguarit të Allahut është një prej nderimeve më të mëdha për ta. • Ndihma dhe mbështetja e Allahut ndaj robërve të Vet ka për t'u gjendur pranë tyre nga ajo anë që ata nuk e presin, nëse ata ia kanë frikën Atij dhe i përkushtohen. • Përfundimi i keq i tradhtisë së hebrenjve, duke ndihmuar dhe duke u bërë një me ushtritë aleate idhujtare. • Zgjedhja që gratë e Pejgamberit i bënë kënaqësisë së Allahut dhe udhëzimit të Pejgamberit të Tij është argument i besimit të fortë e të qëndrueshëm që ato kishin në Allahun dhe të Dërguarin e Tij.